

**Arben Pajtim Llalla** u lind në Elbasan, më 17 janar, 1972. Shkollën fillore dhe të mesme e kreu në qytetin e lindjes. Diplomoi në degën e historisë, në Universitetin Shtetëror të Tetovës. Për 12 vite ka jetuar në Greqi ku u muar me studimet për shqiptarët të Greqisë, të cilat i ka botuar nëpër gazeta, revista shqiptare dhe të huaja. Gjithashtu ka mbajtur disa ligjërata në Simpoziume Shkencore në Maqedoni, Kosovë dhe Shqipëri. Në prill të vitit 2006 botoi librin e tij të parë me titull "Gjurmë të letërsisë së vjetër të shqiptarëve të Greqisë 1860-1889". Ky është libri i tij i dytë.

Çmimi 300 den. / 5 €

*Arben P. LLALLA*

# ARISTIDH KOLA DHE SHTYPI SHQIPTAR



# PARATHËNIE

I nisa kërkimet e mia për biografinë e Aristidh Kolës gjatë kohës kur ai ishte gjallë. Mblidhja çdo faqe gazete që më binte në dorë ku shkruante ai ose shkruhej për të. Por kur zilja e telefonit ra atë fillim tetori dhe më thanë që Aristidhi kishte vdekur mu duk e pabesueshme, e padrejtë, që një njeri i mirë, një shkencëtar iku nga kjo jetë në një moshe të re, në kulmin e karrierës së tij shkencore. Prej nesh po ndahej një njeri që i kishte dhënë vlera jetës sonë kulturore dhe shkencore. Kur e keqja vjen duhet t'i hapim derën, nuk mund ta ndalojmë, por mundemi të mbajmë gjallë punën, kujtimin e mirë të njerëzve që e meritojnë.

Ne nuk e pamë Aristidhin të moshuar, të lodhur nga punët, gjithmonë njohëm një Aristidh të fortë, që punonte për të vërtetuar të vërtetën. Atë të vërtetë që ai e donte dhe e vlerësonte shumë. Mbas humbjes së mikut tim më lindi ideja për të bërë një libër kushtuar jetës dhe veprës së tij. Vështirësitë ishin të mëdha për të mbledhur tërë këtë material. Sepse nëpër botë botohen shumë gazeta në gjuhën shqipe dhe nëpër faqet e këtyre gazetave kanë zënë vend shkrimet e Aristidhit dhe për Aristidhin. Në një libër si ky nuk mund të mblidhen tërë këto shkrime, por unë vendosa të botoj në këtë përmbledhje ato shkrime që mu dukën më të arsyeshme. Jam munduar që të sjell shkrime publicistike të hartuar dhe të frymëzuara nga jeta, vepra dhe dhembja e ikjes së parakohshme të këtij gjiganti arvanitas i cili na solli elemente të historisë dhe kulturës së arvanitasve në gjuhën e mëmës Arbëri. Ai foli dhe shkroi me penën e rilindësve tanë si: De Rada, Naimi, Pashko Vasa etj.



Me gjithë gabimet apo boshllëqet që mund të ketë ky libër, mendoj se do të shërbejë për të njohur figurën dhe kontributin e tij në çështjen shqiptare përmes shkrimeve publicistike të botuara në gjuhën shqipe nga Aristidhi dhe nga gazetarët shqiptarë për vlerësimin që i kanë bërë atij. Shkrimet i kam sjellë në origjinal, ashtu si janë botuar nëpër gazeta, revista dhe nuk kam bërë asnjë ndërhyrje pavarësisht se në shkrimet e këtyre autorëve ka edhe gabime drejtshkrimore.

Vdekja e Aristidhit u pasqyrua në të gjithë shtypin shqiptar. Ndërsa shtypi greke nuk i kushtoi asnjë rresht, jo për shkakun se ai pati një vdekje të palavdishme, por për faktin se ai ishte njeriu i shkencës, thoshte mendimet e tija duke u përplasur shpesh edhe me shkencëtarët, historianët grek për gabimet dhe shtrembërimet që këta i kanë bërë historisë së Greqisë në lidhje me shqiptarët.

Në shtypin shqiptar kam ndeshur edhe shkrime që thonë se Aristidh Kolën e helmuan grekët. Për mua këto janë vetëm akuza pa baza sepse nuk kam dëgjuar ende deri më sot nga familjarët, miqtë dhe bashkëpunëtorët e tij një gjë të tillë. Përse strukturat shtetërore greke duhet ta helmonin Aristidhin?!

Pse mos të mendojmë se Aristidhin mund ta kenë helmuar shërbimet sekrete serbe?!

Dimë historikisht që grekët kanë helmuar e vrarë shumë intelektualë të ndritur të gjuhës dhe historisë shqipe. Nga disa intelektualë arvanitas kam dëgjuar që strukturat shtetërore greke vranë themeluesin e shoqatës "Lidhja e Arvanitasve të Greqisë", në vitin 1984 Jorgo Marugën. Unë nuk dua të besoj që edhe Aristidh Kolën e kanë vrarë grekët. Nga librat dhe takimet me të, kam kuptuar se ai nuk i ndante grekët nga shqiptarët, ishte për teorinë që grekët dhe shqiptarët kanë shumë gjëra të përbashkëta në krahasim me popujt e tjerë të Ballkanit. Aristidhi në librat e tij në përgjithësi shtron dhe e mbron këtë tezë. Grekët nuk kanë pasur interes që ta helmonin

atë. Në vitin 1998-1999, kur pjesa më e madhe e grekëve mbronin serbët, Aristidhi me arvanitas të tjerë ngrinin zërin për të vërtetuar se grekët me shqiptarët janë shumë afër me njëri-tjetrin se sa me serbët. Kjo propagandë ishte në një farë mënyre edhe në interes të shtetit grek, sepse vetë Greqia kishte firmosur bombardimet e NATO-s mbi Jugosllavinë. Greqia në atë kohë lejoi që trupat ushtarake të NATO-s të kalonin përmes territorit të saj për të hyrë në Kosovë. Në qoftë se shërbimet shtetërore greke donin të eliminonin Aristidhin ata do ta kishin bërë me kohë, që atëherë kur filloi të botonte librat e para mbi historinë e vërtetë të arvanitasve në vitet 1980. Do ta helmonin kur ai ishte në krye të Lidhjes së Arvanitasve të Greqisë dhe organizonte aktivitete kulturore më këngë dhe valle arvanitase. Libri i tij i fundit që mund të themi se provokonte ndjenjat kombëtare greke është botuar në vitin 1996. Ndërsa libri i tij i parë që i kundërvihej hapur me akuza të rënda regjimit të serbëve të Milloshevičit është botuar në gusht të vitit 1995 me titull "Greqia në kurthin e serbëve të Milloshevičit", një vepër që i kushtohet vuajtjeve të shqiptarëve dhe propagandën mashtruese të regjimit serb. Nga janari i vitit 1998, deri në fund të vitit 1999, ai boton i vetëm revistën tremujore "ARVANON", ku në përgjithësi botoheshin shkrime rreth tragjedisë së shqiptarëve të Kosovës. Në këtë revistë Aristidhi shkruante për vrasjet, për vajtimet e grave shqiptare në Kosovë që qanin burrat dhe të afërmit e tyre të vrarë nga serbët. Me hyrjen e trupave ushtarake të NATO-s në Kosovë, kjo revistë nuk u botua më.

Në periudhën 1998-1999 Aristidh Kola do të ishte një nga zërat e fortë dhe të pakët në emisionet televizive greke ku diskutohej rreth çështjes së Kosovës. Pothuajse çdo mbrëmje do të ishte në ekranin e ndonjë kanali televiziv grek ku diskutohej për problemin e nxehtë të Kosovës. Aristidhi kishte qenë në Kosovë në vitet 1980 dhe kishte lidhur miqësi me shumë vëllezër shqiptar të atjeshëm. Ai kishte parë me sytë e tij realitetin e vërtetë të vuajtjes që kalonin shqiptarë në Kosovë. Në fillim të viteve 1990 filloi të shkruante në shtypin grek për gjenocidin serb kundër popullsisë shqiptare. Pra, Aristidhi bënte një propagandë për tragjedinë e vërtetën që po ndodhte në Kosovë me popullin shqiptar i cili po shtypej me egërsi nga ushtria dhe policia serbe. Kur ishte në pushtet Sllobodan Milloshevičі, në Greqi dhe në veçanti në Athinë, jetonin shumë serbë që ishin të lidhur ngushtë me djalin e tij Marko Milloshevičin. Në fillim të vitit 1999 një deputete komuniste greke e quajtur Ana Kaneli e hodhi në gjyq Aristidh Kolën duke e akuzuar si agjent i CIA-s dhe i Shqipërisë. Partia që përfaqësonte deputetja në fjalë kishte lidhje të forta me partinë e Milloshevičit. Duke parë këto fakte historike të atyre viteve mund të mendojmë dhe të hedhim hipotezën se Aristidh Kolën ka mundësi ta kenë helmuar shërbimet sekrete të Serbisë. Ndoshta dora e gjatë serbe siç ka vrarë në vendet Europiane shumë intelektualë shqiptarë mbrojtës të çështjes shqiptare, mund ta ketë helmuar edhe Aristidh Kolën, njeriun i cili në atë kohë të rrezikshme pa ju dridhur qerpiku në mes të Athinës ngrinte zërin e protestës kundër dhunës dhe gjenocidit serb që ushtrohej mbi shqiptarët e Kosovës.

Aristidh Kola u shua, kujtimi për të gjithmonë do të mbetet i gjallë në mesin tonë. Mungesën e mikut tim e ndiej ende, edhe sot, ashtu si atë ditë kur mësova lajmin e hidhur, sepse për mua Aristidhi ishte mësuesi që më inkurajoi për të tu marrë me studimet historike të shqiptarëve të Greqisë, arvanitasve. Pra, le të jetë ky libër një qiri i ndezur, që nuk do të fiket për vëllanë tonë të gjakut të shprishur arbër, arvanitasin ARISTIDH KOLA.

## Biografia e Aristidh Kolës

Aristidh Kola lindi më 8 korrik të vitit 1944, në një fshat të banuar me arvanitas, Kaskaveli (sot Leondari) të rrethit të Tebës në Greqi. Fëmijërinë e kaloi në fshatin e lindjes së tij pranë gjyshit dhe gjyshes që i mësuan gjuhën e vatrës, arbërishten .

Në vitin 1968, mbaron Fakultetin Juridik, duke vazhduar më vonë punën si avokat në Athinë. Mbas disa vitesh do të njihej me Nansin, e cila u bë gruaja e tij dhe do t'i dhuron dy fëmijë të mrekullueshëm, Poliksenin dhe Panajotin.

Në vitet 1980 Aristidhi e braktis profesionin e tij të avokatit për t'u marrë me studimet historike, folklorike dhe gjuhësore, të arvanitasve të Greqisë. Në vitin 1983 do të anëtarësohej në shoqatën "Lidhja e Arvanitasve të Greqisë" dhe do të zgjidhet disa herë kryetar i saj. Në vitin 1983 do botonte librin e tij të parë me titull "Arvanitasit dhe origjina e grekëve", një libër i ringjalljes së vetëdijes për arvanitasit në Greqi, që do të ribotohej edhe nëntë herë të tjera në gjuhën greke.

Në vitin 1985, ishte organizatori kryesor i koncertit të parë në Greqi me këngë arvanitase, ku me Dhimitër Lekën dhe këngëtarin Thanasi Moraitin, bënë të mundur nxjerrjen e diskut CD me këngë arvanitase. Në vitin 1989, boton librin "Gjuha e Perëndive", dhe më 1995, Aristidhi themelon shtëpinë botuese "Thamiras", me qëllim që të botojë veprat e autorëve arvanitas, por edhe të autorëve të tjerë shqiptar. Po atë vit do të botonte librin më të suksesshëm në gjuhën greke dhe shqipe "Greqia në kurthin e serbëve të Milloshevičit". Një libër që tregon për komplotet dhe masakrat ç'njerëzore serbe kundër kombeve të ish- Federatës Jugosllave dhe kryesisht të shqiptarëve. Në këtë



libër Aristidh Kola do të paralajmëronte për masakrën që po përgatiste Milloshevičи dhe bashkëpunëtorët e tij kundër popullit shqiptar të Kosovës.

Në vitin 1996, Aristidhi i nderuar do jepte dorëheqjen si kryetar i "Lidhjes Arvanitase të Greqisë" për tu marrë vetëm me studimet pellazgjike, dhe në vitin 1997, do botonte i vetëm revistën tre mujore "Arvanon". Ku në këtë revistë, ai merrte pjesë bashkë me shqiptarët e Kosovës në luftën e drejtë të tyre.

Me punën e tij të palodhshme, në ndihmë të çështjes shqiptare të Kosovës, ai informonte publikun e painformuar drejtë grek, për dramën e dhimbshme që po kalonin shqiptarët në Kosovë. Për këtë shkak, akuza dhe "shigjeta me helm" do të hidheshin kundër tij.

Më 24 maj 2000, një ditë përpara prezantimit të librit të tij, kushtuar arbëreshit të njohur uratë Antonio Belushit, me titull "Antonio Belushi dhe magjia e traditës popullore", Aristidh Kola do të shtrohet urgjentisht në një spital të Athinës i sëmurë rëndë. Veprimtaria për prezantimin e librit të tij u bë pa të, pa frymëzuesin e atij takimi. Një sëmundje e pashërueshme po përparonte me shpejtësi për t'i marrë jetën njeriut të mirë në mbrëmjen e 11 tetorit 2000, në spitalin Evangjelizmos në Athinë ku rënkonte prej një muaj.

Vdekja e Aristidh Kolës goditi zemrat e mijëra emigrantëve shqiptarë që punojnë e jetojnë në Greqi. Ajo vdekje preku shpirtrat e arbëreshëve kudo që ndodhen. Një vdekje e parakohshme që mori jetën e historianit dhe studiuesit arvanitas, këtij avokati të çështjes shqiptare, që punoi për miqësinë dhe bashkëpunimin e popujve të Ballkanit. Pak ditë para se të vdiste kishte përfunduar në dorëshkrim librin "Zeusi pellazgjik dhe mashtrimi indoeuropian". Në këtë libër të fundit të tij, ai na sjell shumë të dhëna të rëndësishme, për periudhën parahistorike dhe kryesisht për paraardhësit e shqiptarëve të Kosovës që ishin Dardanët Pellazgjik.

Për punën e tij në fushën e historisë dhe kulturës arvanitase, Aristidh Kola në vitin 1995 është dekoruar nga Kryetari i atëhershëm i shtetit shqiptar Sali Berisha me çmimin "Ismail Qemali" dhe, pas vdekjes, ish-Kryetari i shtetit shqiptar Rexhep Mejdani e nderoi me dekoratën e klasit të parë "Naim Frashëri".

Në vitin 2004, Kryeministri i Kosovës Bajram Rexhepi e nderon me certifikatë "Mirënjohje", ndërsa Bashkia e qytetit të Skenderajt e shpalli "Qytetar Nderi".

# KREU I

# KUJTIMET E MIA

## Takime me Aristidhin

Me Aristidh Kolën jam njohur nga afër në vitin 1998, në kohën e vështirë që po kalonte populli shqiptar i Kosovës. Më parë e njihja nga shkrimet e botuara nëpër faqet e shtypit shqiptar në fillimet e viteve 1990, rreth çështjeve të arvanitasve të Greqisë. Në vitin 1998 botohet libri i tij i parë në gjuhën shqipe "Greqia në kurthin e serbëve të Milloshevicit".

Me këto njohuri, për këtë studiues dhe mbrojtës të çështjes shqiptare kisha shumë dëshirë të njihesha edhe nga afër. Disa miqve të mi që jetonin dhe punonin në Athinë u kërkova të më gjenin numrin e tij të telefonit. Dhe mbas një jave kisha numrin e Aristidhit. Më kujtohet ajo telefonata e parë, kur e mora dhe i fola në greqishten e çalë që e flisja unë atë vit, ndërsa ai më tha: "Shqiptar je ti? Më flit në gjuhën e mëmës"! Kështu midis nesh që nga ajo kohë do të lindte një miqësi. Do të shkëmbenim mendime të ndryshme për ngjarjet historike, për të shkuarën dhe të tanishmen që kishin lidhje me kombin e arbërit.

Me fillimin e bombardimeve të NATO-s, mbi ish-Jugosllavinë, nëpër kanalet televizive greke filluan emisionet debatet për luftën në Kosovë. Atë, dhe shumë arvanitas të tjerë i shikonim të dilnin nëpër kanalet kryesore greke, për të informuar opinionin qytetar grek për të vërtetën e asaj që po



ndodhte me popullin shqiptar të Kosovës. Në këto debate televizive ishin të ftuar deputet, gazetarë, analistë, profesorë universiteti etj., grekë të cilët ishin rreshtuar për të mbrojtur Milloshevicin dhe regjimin e tij racist. Përballë këtyre intelektualëve grekë ishin emigrantë, studentët shqiptar, si dhe shumë intelektualë arvanitas të cilët mbronin të drejtat e shqiptarëve të Kosovës. Në mesin e këtyre intelektualëve arvanitas ishte rreshtuar edhe Aristidh Kola i cili në çdo mbrëmje mbronte nëpër kanalet televizive çështjen madhore të Kosovës. Kështu në këtë mënyrë Aristidhi jepte ndihmën e tij për luftën e drejtë të Kosovës. Shpeshherë ai brutalisht sulmohej me fjalë nga deputetët grek deri në akuza si "agjent i Shqipërisë, Amerikës dhe NATO-s". U hodh shumë baltë mbi personalitetin e tij, por ai i gëlltiti të gjitha, për hir të së vërtetës.

Duke ndjekur këto emisione dhe duke i njohur mirë skenarët greke u shqetësova shumë dhe e këshilloja Aristidhin që të mos shkonte më në ato emisione televizive sepse po rrezikonte shumë dhe se çështja e Kosovës tashmë ishte në duart e SHBA-ve. Por ai më butësi më tha: "dikush duhet të informojë opinionin grek për të vërtetën e Kosovës dhe dikush prej nesh duhet ta bëjë që të del e vërteta, për tragjedinë që po ndodh përpara syve të botës". Ai ishte i vetëdijshëm, se kur shkruante nëpër gazeta dhe dilte në TV shkonte në shtigje me rreziqe të mëdha, por i kishte marrë parasysh të gjitha dhe gjënë më të keqe...!

Me mbarimin e bombardimeve të NATO-s, Aristidhi më shprehu dëshirën se donte të vizitonte Kosovën e lirë. Donte të takonte miqtë e tij të vjetër që dikur i kishte takuar në Kosovën e robëruar. I premtova se do të shkonim bashkë, por dëshira e tij nuk u plotësua. Kosova e lirë mbeti ëndërr në zemrën e Aristidhit.

Me rastin e 35 vjetorit të vdekjes së Fan Nolit, në 13 mars 2000, shoqata e emigrantëve shqiptar "Shqiptarët e Selanikut", ku unë isha sekretar i përgjithshëm i saj e ftoj studiuesin, Aristidh Kolën, të merrte pjesë në këtë aktivitet. Ngarkesa e madhe e punëve që kishte ai, në pamundësi të ardhjes, më dërgoi 200 kalendarë të vitit 2000 me pamje nga jeta kulturore shqiptare që i kishte botuar "Lidhja e Arvanitasve të Greqisë", për t'ju dhuruar pjesëmarrësve në shenjë përshëndetje.

Më 25 maj 2000, Aristidhi më ftoi për të marrë pjesë në prezantimin e librit të tij kushtuar arbëreshit të shquar papa Antonio Bellushit, libër ky në gjuhën greke, me titull "Antonio Bellushi dhe magjia e kulturës popullore". Pavarësisht se unë jetoja larg Athinës, e kisha vendosur që në prezantimin e librit të mikut tim të isha i pranishëm. Më 22 maj më telefonon kushëriri i Aristidhit, Babis Malesis dhe më thotë: Aristidhi është shtruar urgjentisht në një nga Spitalet e Athinës. Ky lajm më preku shumë. Me të mbërritur më 25 maj në Athinë, shkoj në spital për të parë Aristidhin. Në katin e gjashtë, në sallonin kryesor të spitalit ishte i shtrirë në krevat i rrethuar nga të afërmit e familjes dhe miqtë e tij. Në korridor njerëzit qarkullonin rrëmujshëm, dera e ashensorit hapej e mbyllej dhe në këtë rrëmujë njerëzish ishte vendosur krevati i të sëmurit Aristidh Kola. A thua kaq i "vogël" ishte ky spital sa që nuk kishte dhomë ku të shtrihej pacienti?! Në ato çaste më kapi një ndjenjë trishtimi duke parë një ambient të tillë ku i sëmuri ishte nëpër këmbët e njerëzve që lëviznin. Sa më pa buzëqeshi, dhe më bëri shenjë që të afrohesha. Ishte takimi ynë i parë nga afër, dhe ky takim bëhej në sallonin e spitalit ku miku im dhe i gjithë shqiptarëve vuante në shtrat. U përqafuam dhe më tha: "Më vjen keq që po takohemi këtu"... Folëm gjatë, por më shumë më pyeti për Kosovën dhe gjendjen atje.



Aristidhi u thoshte njerëzve të familjes që të merrte pjesë në prezantimin e librit të tij, por grupi i mjekëve që ndiqnin shëndetin e tij kishin thënë në asnjë mënyrë të mos të del nga spitali. Kështu mbrëmja kulturore e librit të Aristidhit u bë pa autorin. Në atë mbrëmje kishin ardhur shumë njerëz të kulturës greke, italiane dhe shqiptare. Të gjithë i kishte mbledhur atë mbrëmje Aristidhi dhe të gjithë këta kishin midis tyre një gjë të përbashkët. Se rridhnin nga një fis, nga një gjak, nga gjaku i Skënderbeut, nga gjaku i Arbërisë.

Pas dy muajsh u takuam përsëri në qytetin e Selanikut ku unë punoja dhe jetoja. Ai bashkë me gruan dhe djalin Panon, kishin ardhur për të bërë plazh në Kalkidhiki. Dhe qëndruan një natë në Selanik. Më telefonojnë nipat e Arit, Babis dhe Dimitri, për tu takuar me të që na priste tek Hotel "Filipi". Vërejta që përpara kisha një Aristidh të dobët, sëmundja e kishte rënduar shumë. Kuvendojmë për shëndetin e tij dhe në përgjithësi. Ishte shumë i sëmurë, në fytyrën e tij nuk vërehej më ëmbëltia e një njeriu të mirë dhe të dashur. Ai vetë e ndjente që nuk ishte mirë dhe nuk i kishte mbetur shumë jetë në këtë botë. Mundohej që të buzëqeshte, por buzëqeshja e tij ngrinte në mes nga dhimbjet që ndjente në trup. Pasi kuvenduam për dy orë, na ftoi të gjithëve si ishim për darkë. Na ftoi në një tavernë të bukur në lartësinë e Kalasë së Selanikut. Ishte një mbrëmje e bukur, qyteti i Selanikut shikohej në pëllëmbë të dorës. Aristidhi ndoshta e ndjente që mund të ishte takimi i fundit me nipat e tij dhe donte që t'i qeraste për herë të fundit. Gjatë darkës kuvendonim për historinë, për Kosovën. Në një çast më thotë: "Këtë Selanik në vitin 1912 Pashai i ushtrisë turke që ja dhuroi grekëve, ishte shqiptar dhe varri i tij ndodhej dikur në varrezat e shqiptarëve që tashmë janë prishur nga Qeveria greke në vitin 1976". Vërtetë ashtu ishte, qytetin e Selanikut gjenerali Hasan Tahsin Pasha ua dorëzoi grekëve gjatë, përpjekjeve për ta marrë serbët dhe bullgarët.

Pasi hëngrëm darkë Aristidhi më thotë: “Eja të më takosh në Kalkidhiki se të kam sjellë disa gjëra të bukura”.

Mbas tri ditëve, ditë e shtunë, më 19 gusht, marr rrugën për në qytetin bregdetar të Kalkidhikis. Shkoj në Hotelin ku pushonte miku im. Duke pirë kafe i them që do të dëshiroja të incizoja një bisedë të lirë me të. Ai pranoi me gjithë kënaqësi.

Më pas Aristidhi më sjell në sallonin e pritjes së hotelit një çantë të madhe me libra, revista, kalendarë, kaseta me këngë arvanitase. Ishte një arkiv e mirë me botime të arvanitasve të Greqisë që nga viti 1983 e deri në vitin 2000. U gëzova shumë. Nuk dija se si ta falënderoj. Ishte një arkiv i tëri origjinal dhe këto miku im Aristidh Kola mi besoi mua. Nuk e di se ç’e shtyu të më dhuronte këto gjëra me vlera historike për kombin shqiptar.

Të nesërmen, e diel 20 gusht, Aristidhi më fton për darkë bashkë me konsullin e përgjithshëm të atëhershëm shqiptar në Selanik prof.dr. Nikolla Dhamo.

Ishte darka e fundit që haja me mikun tim, me njeriun që do më jepte forca për të vazhduar që të merrem me studimet historike për arvanitasit..

Mbas tri ditësh më 23 gusht, Aristidhi më njofton se nga ora 17.20 do nisej me tren për në Athinë dhe dëshironte të takoheshim. Nuk e lëshova këtë rast. Ulemi në një kafene pranë stacionit të trenit për të pritur orën e nisjes. Bëmë rreth dy orë bisedë të këndshme. Pasi treni jep sinjalin e nisjes ndahem me mikun tim dhe familjen e tij. Ai hipi në tren dhe unë e shoqëroja me sy deri sa u ul në kabinë. Ishte takimi i fundit, ishte ndarja nga njeriu i mirë që punoi për bashkëjetesën e të gjithë popujve të Ballkanit.

Me Aristidhin flisnim në telefon shpesh herë. Një ditë tetori më thotë se ishte shumë i sëmurë, dhe i paralizuar i tëri. Kur më tha këto fjalë më kapi një trishtim i thellë, mbeta i



hutuar me telefonin në dorë. Nuk mund të besoja që po dëgjoja fjalët nga vetë ai se po shuhej.

Më 12 tetor rreth orës 11 paradite më telefonon sekretarja e Aristidhit, Albana dhe më thotë: “Aristidhi vdiq mbrëmjen e 11 tetorit në orën 22.30 minuta”. Njerëzit e afërt të Aristidhit e prisnin që ai do vdiste. Sepse ai vuante nga një sëmundje që nuk kishte shërim.

Për arsye të punës time nuk munda të isha në varrimin e miku tim, atë ditë të zezë tetori të vitit 2000, nuk munda atë ditë t’i jepja përshëndetjen e fundit vëllait tonë arvanitas. Kështu Aristidh Kola mbeti në kujtesën time i gjallë si atë ditë që biseduam në Selanik dhe u përshëndetëm në stacionin e trenit, ai për në Athinë e unë për të vazhduar rrugën për studimet historike të shqiptarëve të Greqisë, arvanitasit.

## 19 nëntori 2000

Më 19 nëntor, familjarët e Aristidh Kolës kishin caktuar 40 ditët e ceremonisë përkujtimore. Nuk mund të rija pa marrë pjesë në përkujtimin e tij. Pa vënë një lule në varrin e mikut tim që u nda nga jeta në moshë të re. Në kryeqytetin grek Athinë arrita ditën e shtunë më 18 nëntor. Udhëtimi ishte i gjatë dhe lodhës. Të nesërmen ora 9 e mëngjesit u drejtova për në varrezat Zografu ku prehej trupi i Aristidh Kolës. Gjatë udhëtimit me autobus vëreja bisedën midis një të moshuari me një njeriu tjetër më të ri. Ata flisnin në gjuhën shqipe. Në bisedë hyra edhe unë, i moshuari shkonte në ceremoninë përkujtimore të Aristidh Kolës. Kishin qenë miq të vjetër, quhej Jorgo Zografi. Ishte nga Labova e Gjirokastrës dhe kishte emigruar në Greqi që në vitet 1930 bashkë me të shoqen që e kishte nga Gjirokastra. Jorgo Zografi ishte nipi i mësuesit të shkollës shqipe në Gjirokastër Koto Hoxhit.

Në përkujtimin e 40 ditëve të vdekjes së Aristidh Kolës merrnin pjesë shumë intelektualë shqiptar dhe arvanitas. Ishte dhe ambasadori shqiptar në Athinë z.Kastriot Robo bashkë me të shoqen e tij, anëtarë të shoqatave të ndryshme të emigrantëve shqiptar në Greqi, anëtarë të "Lidhjes së Arvanitasve të Greqisë" etj. Të gjithë kishim ardhur për të kujtuar mikun tonë, për t'u përshëndetur, për të vënë lule në varrin e tij, për të thënë një lutje për shpirtin e tij. Më tej të gjithë së bashku shkuam për të pirë kafenë e rastit dhe për t'u përshëndetur me njerëzit e familjes, motrën, vëllanë, gruan, dy fëmijët dhe me njerëzit e farefisit. Mbas ceremonisë së rastit unë bashkë me drejtuesit të "Lidhjes së Arvanitasve të Greqisë", Jorgo Miha, Jorgo Kurizi dhe me at Pavlo Apostolopulos, shkuam për të pirë një kafe



bashkë. Gjatë takimit tonë e gjithë biseda ishte përqendruar rreth humbjes së Aristidhit dhe të ardhmes së "Lidhjes së Arvanitasve të Greqisë". Me vdekjen e tij, arvanitasit kishin marrë një goditje të rëndë. Aristidhi kishte qenë njeriu që i kishte mbledhur dhe udhëhequr intelektualët arvanitas drejtë mbrojtjeve të vlerave historike dhe kulturore të tyre. Takimi ynë zgjati mbi katër orë. Ishte takimi im i fundit me krerët e "Lidhjes së Arvanitasve të Greqisë". Gjatë bisedës kuptova që mbas vdekjes së Aristidh Kolës, drejtuesve të Lidhjes së Arvanitasve të Greqisë u kishte hyrë një ndjenjë frike, për të vazhduar rrugën e të madhit Aristidh Kola, për mbrojtjen dhe zhvillimin e traditës së kulturës arvanitase.

Më 10 dhjetor 2000, në "Grand Hotel", në Athinë "Lidhja e Arvanitasve të Greqisë" organizoi një Akademi përkujtimore për shkrimtarin, studiuesin Aristidh Kola. Ku për figurën dhe punën e tij folën, profesori i Universitetit të Egjeut Nikolas Vernikos, juristët Jorgo Korizis, Panajotis Gjinosatis, dhe gjuhëtari-shkrimtar Tasos Karandis.

## Kosova nderon Aristidh Kolën

Në Kosovë nga data 6 deri më 11 shator u zhvillua për herë të parë një Simpozium Shkencor me temë "Java e Kulturës Arvanite". Ky aktivitet u projektua nga Ministria e Kulturës Departamenti i Çështjeve Jorezidente e cila është përpjekur që brenda një jave t'iu afrojë publikut shqiptar në Kosovë sa më shumë fakte e vlera kulturore të arvanitasve. Në këtë Simpozium ishin të ftuar studiues nga Shqipëria, Greqia, Gjermania, Kosova, Turqia, për të diskutuar rreth kulturës arvanitase. Gjithashtu, një ditë ky Simpozium, do t'ia kushtonte jetës dhe veprës së arvanitasit të madh Aristidh Kola. Në Kosovë kishte ardhur edhe bashkëshortja e tij, zonja Nansi Kola. Në ditën e parë të Simpoziumit në sallën e kuqe të Pallatit të Rinisë në Prishtinë u shfaq një film dokumentar për arvanitasit, më tej programi vazhdoi me hapjen e ekspozitës me fotografi nga kultura dhe aktivitetet e arvanitasve nëpër vite.

Ndërsa, më 7 shtator në orën 10, u mbajtën Ligjërata nga studiues të ndryshëm në sallën e Hotel Grandit ku u shtruan teza të ndryshme rreth kulturës së arvanitasve, kurse në mbrëmje grupi i këngëve dhe i valleve të arvanitasve të ardhur nga Greqia dhanë koncert në Sallën e Kuqe në Prishtinë.

Të mërkurën më 8 shtator ora 10 paradite, ministri i Kulturës së Kosovës zoti Behxhet Brajshori, priti në zyrën e tij studiuesit e ftuar në Javën e Kulturës Arvanitase dhe të venë e Aristidh Kolës. Mbas takimit me ministrin e Kulturës të Kosovës, të ftuarit u drejtuan për tek salla e Kuqe ku do të mbahej Akademia përkujtimore për Aristidh Kolën.

Hapjen e akademisë përkujtimore, në katër vjetorin e vdekjes së Aristidh Kolës e bëri Ismet Hajrullahu, zyrtar i



Departamentit të Çështjes Jorezidence në Kosovë, i cila tha se: "Aristidh Kola ishte njëri nga ideologët dhe frymëzuesit që ngjalli arvanitët dhe me veprat e tij si "Greqia në kurthin serbëve të Miloshevicit", "Arvanitasit dhe prejardhja e grekëve", "Zeusi pellazgjik dhe mashtrimi indoeuropian", etj., bënë që arvanitasit të kuptojnë se janë të një trungu shumë të lashtë madje më të lashtë se grekët".

Në këtë akademi u mbajt një minutë heshtje për të nderuar njeriun e madh, i cili punoi shumë për kulturën arvanitase, ndërsa më pas u shfaq filmi dokumentar "Rrënjët e mija janë tek Arbëria" përgatitur nga Lirio Nushi, kushtuar jetës dhe veprës së studiuesit Aristidh Kola që ngjalli emocione te të pranishmit.

Filmi flet për guximin e madh të këtij heroi i cili përkrahu me guxim dhe kurajo përpara mediave greke, luftën e drejtë të shqiptarëve të Kosovës, për liri, demokraci dhe ngriti lart moralin dhe figurën e emigrantëve shqiptarë në Greqi duke propaganduar të vërtetën duke thënë se "ARVANITËT DHE SHQIPTARËT JANË VËLLEZËR".

Kryetari i "Lidhjes së Arvanitasve të Greqisë" Jorgo Geru, i pranishëm në Akademinë Përkujtimore, duke folur në dokumentar, pasi vlerësoi se Aristidh Kola ngjalli arvanitasit, shtoi se "Ai dhe Kola kanë vlerësuar që Kosova është dhe duhet të jetë qendra e arbërve në Ballkan.

Studiuesi arbëresh Antonio Belushi në këtë akademi u shpreh: "I madhi Kola është i pavdekshëm. Ai ndodhet shumë lartë në pavdekësi. Aristidh Kola një hero bashkëkohor nuk është një fjalë e rastit si një kompliment, por do të mbetet hero i vërtetë". Më tej at Bellushi tha: Ministria e Kulturës ishte e detyruar për t'i shprehur publikisht këtë mirënjohje dhe zonja e tij Nansi që është e pranishme në akademi gëzohet, sepse heroizmi i tij nuk ishte i mjerë". Në fund të akademisë përkujtimore të Aristidh Kolës foli edhe zonja Kola e cila tha

"Personaliteti i Aristidhit ka qenë i udhërrëfyesit dhe guximtarit, deri në fund të jetës. Ai iku nga jeta kur retë e zeza kishin filluar të iknin". Nansi Kola gjithashtu çmoi ceremoninë përkujtimore për bashkëshortin e saj si një kontribut për njohjen e figurës së lartë të Aristidh Kolës.

Të nesërmen të ftuarit në Simpozium vizituan Prekazin, shtëpinë muze të Jasharajve, dhe bënë homazhe në varrezat e familjes së Jasharajve. Më pas ata u drejtuan për në Bashkinë e Skenderajt, ku kryetari i Bashkisë së Skenderajt e shpalli Aristidh Kolën "Qytetar Nderi". Titulli i "Qytetarit të Nderit" ju dhurua të vesë së tij e cila falenderoi kryetarin e Bashkisë për nderin e madh që ju bë Aristidh Kolës dhe familjes së tij.

Në kuadër të manifestimit "Java e Kulturës Arnvanite në Kosovë" ditën e premte kryeministri i Kosovës , Bajram Rexhepi priti delegacionin e arvanitëve të ardhur nga Greqia, ku u shpreh se ishte i befasuar me aktivitetin e arvanitasve në Javën e Kulturës në Kosovë, e cila ka një rëndësi të veçantë sepse tregon përpjekjet e arvanitasve për ruajtjen e gjuhës dhe traditave kulturore. Ndër të tjera kryeministri Rexhepi çmoi lartë kontributin e studiuesit arvanitas, Aristidh Kola, i cili ka bërë një punë të madhe në studimin e kulturës arvanitase dhe në mbrojtje të çështjes së drejtë të shqiptarëve të Kosovës. Në këtë takim kryeministri i Kosovës Bajram Rexhepi i dhuroi një mirënjohje zonjës Nansi Kola, për ndihmën e Aristidh Kolës në çështjen e Kosovës, ndërkaq zonja Kola tha se ndjehej e lumtur për vlerësimin që bën kryeministri i Kosovës për punën e Aristidh Kolës.

Ky aktivitet i arriti qëllimet e veta, duke bërë të njohur në Kosovë një pjesë të kulturës së popullit tonë arbër që prej disa shekujsh jetojnë tashmë në Greqi. Meqë kjo ishte hera e parë që organizohej "Java e Arvanitasve në Kosovë", nga Institucionet qeveritare, drejtuesit organizativ të këtij aktiviteti u shprehën të kënaqur sepse manifestimi njëjavor pati suksesi



për njohjen e kulturës së arvanitasve në Kosovë dhe njohjen e arvanitasve me realitetin në Kosovën pas luftës së vitit 1999.

# KREU II

# MENDIMET E ARISTIDHIT RRETH ÇËSHTJES SHQIPTARE

## 1

## Në kërkim të një bashkimi Kombëtar

Nga Aristidh KOLA

Dhe kush mund t'ua tregojë këtë rrugë? Kush ka detyrë dhe obligim, por dhe mundësinë për t'u treguar rrugën e shumëdëshiruar? Ja një pyetje që u vihet sot intelektualëve, si atyre që ndodhen Brenda dhe jashtë Shqipërisë. Është ndoshta e hidhur të konstatoj se në shekujt e kaluar, intelektualë të lavdishëm me origjinë shqiptare, jo vetëm që nuk luftuan për t'i treguar rrugën e bashkimit këtij populli tragjik, por bënë çmos për të ndarë nga kombi pozitën e tyre. Shumë fshihnin edhe origjinën e tyre….

Intelektualët e rinj, nuk mund të kenë të njëjtën pikëpamje, sepse janë të ndërgjegjësuar për problemin dhe mendojnë se do t'i japin shpejt a vonë llogari historisë që nuk korruptohet, që mban pendë për të shkruar.

Nëpërmjet njohurisë të historisë së vërtetë dhe parahistorisë të popullit dhe të shkaqeve që e kanë çuar në fatin



e keq të sotëm, do të fillojë të lëshojë filiza vizioni dhe shpresa për të ardhmen e tij. Por historia e popullit shqiptar akoma nuk është e shkruar. Akoma mbeten të panjohura shumë shkaqe dhe shumë prirje tendencione, nga të cilat disa konsiderohen të justifikuara, të tjera të pajustifikuara, me gjithë që unë personalisht nuk pranoj as edhe një justifikim në fshehjen ose shtrembërimin e historisë. Si arritje, si dështimet janë të dobishme si pjesë didaktike të historisë së një populli.

Nga njohja e thellë e historisë së vërtetë do të ndërgjegjësohej populli jo vetëm për virtytet e tij, por kryesisht për të metat e tij dhe do të gjejë mënyrën t'i kapërcejë të metat dhe të kultivojë virtytet. Dhe ky obligim ndodhet kryesisht në supet e intelektualëve. Në mënyrë e veçantë, intelektualët e diasporës edhe pse ndodhen larg atdheut të tyre, kanë avantazhin të shohin çka ndodh atje me qartësi mendore më të madhe dhe më objektivisht, prej përvojës që kanë nga kontakti me popujt e tjerë për zgjidhjen e problemeve kombëtare të rëndësishme.

Detyrë të rëndësishme për intelektualët e diasporës do të konsideroja kultivimin adekuart të ndërgjegjësimit dhe përqendrimin në gjetjen e lidhjes së hallkave të humbura të zinxhirit kombëtar. Çfarë duhet kuptuar me këtë?

Për sa u përket atyre që janë Brenda Shqipërisë, intelektualë, artiste dhe në përgjithësi njerëzit e mendjes dhe të artit, kuptohet se ata kanë peshën më të madhe. Periudhat e kryengritjeve, e ndërrimeve me dhunë të sistemit, ose dhe të ndërrimeve të thjeshta në strukturat sociale-ekonomike të një shteti, mbartin një rrezik që nuk duket menjëherë. Brenda një nate, një jave ose një viti, mund të përmbysen dhe të rrëzohen vlera shekujsh me ndërgjegje ose pa ndërgjegje.

Populli shqiptar me "kokëfortësinë" që e karakterizon konservatorizmi, arriti të ruajë vlera ideale dhe modele kulturore nëpër shekuj. Besa, sedra, krenaria, drejtësia,

sensibiliteti gjithashtu dhe shumëllojshmëria e madhe e formave të artit popullor dhe të kulturës, rrezikohen të rrafshohen brenda një minimumi kohe.

Shqipëria del nga një periudhë e gjatë izolimi dhe e lirive të kufizuara, në një botë ku mbisundon gjuetia e pasurimit të lehtë dhe e lavdisë së lehtë. Ndjen se ka aftësi të futet në këtë lojë, ku nuk ekzistojnë ligje, rregulla humanizmi dhe sensibiliteti si dikur në kohërat e shkuara.

Shqiptari i sotëm nuk ka mundësi kohore, as edhe luksin të adoptojë këtë gjueti me masat tradicionale, përkundrazi rrezikon të adoptohet, gjë që u duk në mjaft raste tek refugjatët e viteve të fundit.

Ky "karakteri i ri" i refugjatëve do të transferohet sigurisht dhe në Shqipëri, siç përhapet një sëmundje epidemike. Kush do t'i konstatojë këto rreziqe dhe si do të bindet populli t'i verë frerin kësaj të tatëpjete të rrezikshme që kërcënon të shndërrojë shqiptarin në një ujk të uritur për bashkëqytetarin dhe bashkëpatriotin e tij?

Nga ana tjetër, kjo liri e befasishme mbas gjysmë shekulli primitivimi dhe izolimi nga modernizimet kulturore dhe artistike, e ka shndërruar zemrën e tij në një arë të etur që është gati të pranojë jo vetëm shiun e pastër dobiprurës, por edhe çdo lloj ujërash të qelbura.

Me një predispozitë të tillë psikologjike si mund të rezistojë ndaj "imperializmit kulturor" që ndodhet në kulmin e tij? Si mund të rezistojë ndaj shndërrimit të tij kulturor në rast se artistët dhe intelektualët e mëdhenj shqiptarë, vetëm konstatojnë rreziqet, pa sugjeruar masa efikase? Frymëzimet e tyre duhet t'i marrin nga burimi shumë i pasur dhe i pashfrytëzuar gjer më sot i artit dhe historisë së popullit të vet.

Kultivimi i një trungu kombëtar kulturor është i domosdoshëm dhe i nevojshëm, njësoj i barazvleshëm me forcimin ushtarak të mbrojtjes së një kombi, të një populli sot e



përherë. Popujt që humbën identitetin e tyre kulturor shpejt u zhdukën. Tek shumë intelektualë dhe artistë që kanë ardhur si emigrantë në Greqi, e kam konstatuar këtë rrezik dhe u them se nuk më intereson në qoftë se kanë aftësinë të këndojnë bukur si Maikël Xhekson ose të lozin veglat muzikore si Luis Amstrong ose Pavlo Kazals ose të pikturojnë si Pikaso ose Dali, por duhet të jenë të aftë të krijojnë vepra që të kenë personalitetin dhe identitetin shqiptar.

Nuk më intereson të kenë aftësinë e mimetismit, por aftësinë e krijimtarisë me kuptimin e termit të vjetër grek krijimtari, krijoj, krijues. Rrjedhimisht krijues është ai që bën vepër, që frymëzohet nga populli i tij dhe i drejtohet popullit të tij.

Në qoftë se kjo vepër është me të vërtetë e madhe do të ketë dhe rrezatim botëror. Ata që nisen anasjelltas, d.m.th me synimin të bëjnë vepra botërore, duke mos shikuar popullin e tyre kanë simptoma patologjike të një personaliteti të turbulluar.

Gjithë këto sigurisht "Ia them nuses që t'i dëgjojë vjehrra". Dhe në këtë rast "vjehrra" është udhëheqja politike e Shqipërisë që i uroj të mos ketë "vesh të rëndë".

## 2

## Pas masakrës në Peshkëpi qëndrojnë "serbët"

Nga Aristidh KOLA

"Qeveria greke, nëse nuk kishte lidhje me ngjarjen-dhe unë besoj në një mënyrë të patundur se nuk kishte do të duhej ta dënonte menjëherë aktin gjakatar, të shprehte ngushëllimet e saj ndaj qeverisë shqiptare dhe familjeve të viktimave, dhe t,u jepte premtimin se do të ndërmerrte çdo veprim të nevojshëm për zbulimin dhe dënimin e vrasësve.

Nëse kishte lidhje-që, siç thashë më sipër e përjashtoj kategorish- atëherë do të duhej të nxirrte një komunikatë të thatë, pikërisht si ajo që nxori, të tipit "nuk kam asnjë lidhje me ngjarjen dhe nuk më intereson".

Vrasësit, me anë të një komunikate mashtruese, paraqiten si një organizatë patriotike për çlirimin e Epirit të Veriut. A thua janë kaq idiotë sa mos të kuptojnë se akte të tilla, jo vetëm nuk shpien në Çlirimin e Epirit të Veriut, por e diskretitojnë botërisht Greqinë dhe interesat tona kombëtare?

Tensionimi i marrëdhënieve greko-shqiptare u intereson tri shteteve: Italisë, Turqisë dhe Serbisë. Të gjithë këtu, nëpërmjet masmedias, treguan me gisht Turqinë, disa Italinë, por asnjë nuk mendoi për Serbinë.

Por ai shtet ka interes drejtpërdrejtë jo vetëm nga tensionimi I thjeshtë, por nga konfrontimi luftarak greko-shqiptar, është Serbia! Serbia që po mbron me frontin verior dhe po përgatit frontin jugor. Serbia që don t'i lajë hesapet pa kokëçarje me Kosovën, duke I drejtuar forcat ushtarake shqiptare në drejtim



të kundërt, pra në Jug, në kufirin greko-shqiptar. Serbia e Milloshevicit, e cila tash dy vjet po paralajmëron Greqinë "të përgatitet për luftë". Po luftë për kë, kundra kujt dhe në favor të kujt?

Meqenëse e përjashtoj mundësinë që ky akt barbar të jetë iniciuar nga shteti grek, por edhe çfarëdo organizate nacionaliste greke, arrij në përfundimin se pas kësaj organizate kriminale qelbet duhma e diabolikut Arkan, trimit të Milloshevicit dhe klikës së tij".

*p.s. Ky reagim i Aristidh Kolës është botuar në gazetën greke të madhe "Elefterotipia" më 17 prill 1994, me rastin e masakrës më 10 prill 1994.*

3

## Ndjenjat e vërteta të serbëve për grekët

Nga Aristidh Kola

Kishim theksuar se fytyra e vërtetë e Milloshevicit dhe ndjenjat progreke të serbëve do të dilnin në dritë atëherë kur Serbia do ta përforconte pozitën e vet dhe nuk do t'ia kishte më nevojë Greqisë.
Ajo që ndodhi në Beograd më 2 korrik 1995, përbën një dëshmi të vogël, të ndjenjave të vërteta të serbëve për Greqinë. Për Greqinë e cila u qëndroi vazhdimisht në krah për kaq vjet, duke paguar për këtë një haraç mjaft të madh. Brenda një çasti u harruan të gjitha sakrificat e grekëve. U harrua se Jugosllavia mori pjesë në kampionatin europian të basketbollit vetëm në sajë të Greqisë dhe brenda një çasti "vëllezërit" grekë u shndërruan në "budallenj e mosmirënjohës" në "malaka" e "derra". Gjithçka ndodhi pas ndeshjes Jugosllavi-Lituani. Tifozët grekë që ndodheshin në stadiumin Olimbik të Athinës, nuk kishin asnjë arsye të bënin tifozllëk për lituanezët e jo për serbët, përderisa edhe Lituania e kishte fituar Greqinë, ashtu sikurse dhe Jugosllavia. Mirëpo e kuptuan që në fillim se cili do të ishte fitues i ndeshjes në fjalë, teksa serbi Stankoviç, sekretar i përgjithshëm i FIBA-s, kishte dhënë urdhër që kampion të shpallej vendi i tij dhe gjyqtarët mbanin hapur anën e serbëve. Pikërisht për këtë tifozët grekë u bënë me Lituaninë. Menjëherë pas ndeshjes, rrugëve të Beogradit u dyndën me mijëra serbë, që shkuan para selisë së ambasadës greke. Thyen xhamat e ambasadës, shkatërruan disa makina të diplomatëve dhe dogjën



flamurin grek. Njëkohësisht shkuan në mure e bërtisnin "Derra greke, nuk ju kemi nevojë!", "Mirë jua bëjnë turqit që ju q...", "Derra greke jashtë nga Serbia", etj.
Sipas shtypit të atyre ditëve: "radiot dhe televizionet serbe u bëjnë thirrje bashkatdhetarëve të tyre të mos shkojnë në Greqi për turizëm. Një klimë terrori ekziston nëpër universitetet ku studiojnë studentë grekë, të cilët nuk guxojnë të shkojnë në mësim. Muret e universiteteve janë të mbushura me parulla antigreke".

Në stadiumet Olimbik të Athinës, menjëherë pas përfundimit të ndeshjes finale, njeri prej basketbollistëve serbe, Daniloviç, iu përgjigj thirrjeve të tifozëve grekë duke kapur organet e veta gjenitale. Ky është realiteti dhe këto janë ndjenjat e vërteta të serbëve për grekët dhe Greqinë. Ndjenja shekullore, të cilat u kamufluan me mjeshtëri në vitet 1991-1994, kur na quanin "vëllezër". Mjaftoi vetëm një gërricje e vogël që t'u dilte boja ndjenjave të tyre.

## 4

# Ç'janë kosovarët për grekët

Arkadë, ose Arktanë dhe Dardanë

Një studim i Aristidh P. KOLËS

Këto ditë (mars 1998) u bëmë përsëri dëshmitarë të egërsisë së forcave shtypëse serbe kundër kosovarëve, të cilët kërkojnë të drejtat themelore që i takojnë çdo populli. Të drejtat për liri dhe arsimim. Kosovarët përbëjnë mbi 90 për qind të popullsisë së Kosovës dhe në periudhën e pushtetit të Titos, në përgjithësi gëzonin disa të drejta si shtetasit e tjerë jugosllavë. U qe dhënë një formë autonomie, universitet në gjuhën shqipe, shkolla, etj. Pas vdekjes së Titos, kosovarët njohën shpërthimin e nacionalizmit serbomadh, shprehës i të cilit ishte Sllobodan Milloseviçi. Ndoshta është e para herë kur një udhëheqës komunist u përpoq t'u vinte popujve të Jugosllavisë të dy këmbët në një këpucë, domethënë edhe fanatizmin nacionalist, edhe komunizmin e pastër. "Marshimi i madh" i Milloseviçit dhe ndjekësve të tij për një Jugosllavi serbe filloi pikërisht nga Kosova dhe prej andej u përhap në shtetet e bashkuara të Jugosllavisë së vjetër, të cilat, siç ishte e natyrshme, i kundërshtuan këto ide dhe, siç pritej, shpërtheu lufta e përgjakshme, e cila çoi në shpërbërjen e Federatës. Nga Kosova nisi "marshimin" e tij Sllobodan Milloseviçi dhe, për mendimin tim, 1) atje do të mbyllet edhe kjo kryqëzatë e egër. Serbët këmbëngulin të provojnë se Kosova është "djepi i popullit serb". Këtë argument johistorik, në periudhën e epshit grek për Serbinë (1991-'94) e mbështetën, për fat të keq, edhe



shumë mjete të informimit publik këtu. Shkencëtarë "seriozë" grekë, por edhe mjeranë të shkallëve të dyta, shumë jerarkë dhe kryejerarkë fetarë, me kryesorin të ndjerin Sebastiano, i cili kryesonte propagandën antishqiptare, u përpoqën ta mbështetnin me forcë këtë ide serbe. Isha, ndoshta, i vetmi atë kohë kur shihja të kryhej një masakër tragjike kombëtare, në emër të popullit grek dhe udhëheqjes së tij politike. Jo se nuk kishte grekë që denonconin mbështetjen që u jepej pa të drejtë serbëve në luftën e egër të ish-Jugosllavisë! Të tillë pati disa, madje u shkruan edhe 4-5 libra prej tyre. Ndryshimi ishte sepse unë kisha njohur:

1) Lidhjen mes propagandës filoserbe dhe antishqiptare si dy anët e së njëjtës medalje.

2) Kisha dokumentuar publikisht se kur dhe si kishte shtrirë grackën e tij Milloseviçi në të gjithë udhëheqjen politike dhe kishtare greke.

3) Kisha njohur relativizmin dhe distancën e vërtetë të "problemit maqedonas". "Maqedonia" e Shkupit ishte i vetmi shtet shumetnik në të cilin Milloseviçi nuk ndërhyri asnjëherë, madje ishte i pari shtet të cilin e njohu menjëherë, me gjithë kundërshtitë e rekomandimet e Bashkimit Evropian. Natyrisht, Milloseviçi atëherë kur nuk ia kishte më nevojën përkrahjes greke. Siç ishte e natyrshme, udhëheqja politike greke "u zgjua", por tanimë ishte disi vonë. Të gjitha këto ngjarje i pata shënuar dhe parashikuar në librin tim "Greqia në grackën e serbëve të Milloseviçit". Por ato kohë të flisje kundër serbëve, të konsideronin këtu të paktën...tradhtar të kombit!

4) Edhe pas atij denoncimi të politikës greke, e cila rezultoi e gabuar dhe katastrofike, propozova një tjetër sjellje politike. Por nuk më dëgjuan.

Libri im, megjithatë pati një dështim të parashikuar. Asnjë gazetë, asnjë gazetar nuk shkroi për të. Ç'të shkruanin! "Do të ishte njësoj sikur të bënin autogol në portën e tyre!" - më

tha një ditë me ironi një miku im. Atë libër, megjithatë ua kushtoj politikanëve grekë. I drejtohet vërtetë së kaluarës politike, por besoj se i takon edhe së ardhmes së Greqisë.
Që të rikthehemi edhe një herë prapa në kohë dhe në lartësitë e Kosovës, le të hedhim një vështrim në të gjithë rajonin që i takon Maqedonisë së vjetër, e cila banohej lashtë nga Arkanët, ose Arkadët dhe Dardanët. Profesori dhe akademiku M.Saqellariu e vendos stanin (këtu ka kuptimin vendbanimin, M.Q.) e Dardanëve brenda kufijve etnikë të shtetit të sotëm grek, ("Historia e kombit grek", vëll.I, faqe 368), por unë mendoj se zona përreth dy Prespave dhe liqenit të Ohrit duhet të ketë qenë qendra e parë e vendosjes së Dardanëve dhe jo më në jug.

Pas një katastrofe natyrore, siç shënojnë burime të lashta, shumë Arkadë dhe mjaft Dardanë, të cilët banonin në zonat përreth liqeneve të Prespës dhe Ohrit, u detyruan të shpërnguleshin drejt Jugut, madje nga frika e një përsëritjeje të saj u shtynë edhe më poshtë, drejt qendrës së Peloponezit. Të ardhurit e rinj i dhanë zonës atje emrin Arkadia. Një tjetër rrymë të shpërngulurish u drejtua për nga lindja. Përshkuan krahinën e Samotrakës dhe s'andejmi u gjendën në Azinë e Vogël. Kur ndodhi kjo katastrofë? Askush nuk mund ta përcaktojë me siguri. Por siç dihet, të dy Prespat dhe liqeni i Ohrit lidhen nëntokë me njëri-tjetrin. Kjo është pikërisht shenja e dukshme e kësaj katastrofe. Ndoshta gjeologjia mund të na e shpjegojë disi më mirë se kur ka ndodhur kjo.

Sipas mitologjisë greke, Arkadët konsiderohen si fisi më i lashtë i pellazgëve. Po të kemi parasysh faktin se Troja e lashtë ka lulëzuar së paku 3000 vite para Erës së Re dhe se emërtori i saj ka qenë nipi i mitikut, Dardanit, atëherë mundemi të kemi një ide për kohën për të cilën flasim. Kjo do të thotë se Dardanët kanë mbërritur në Azinë e Vogël të paktën disa shekuj para këtyre 3000 viteve, ndërsa katastrofa në vendin e



tyre duhet të ketë ndodhur gjithashtu shumë kohë më përpara. Siç theksuam, stacioni i parë i tyre ka qenë Samotraka. Do të kalonin shekuj që ata të shtyheshin më në jug. Të gjitha këto natyrisht nuk e ndriçojnë krejtësisht problemin, por vendosin një përfytyrim kohor të përafërt.
Në zonën e banuar nga Dardanët dhe Arktanët ose Arkadët ishte krijuar atëkohë qytetërimi pellazgjik ballkanik, falë kushteve të veçanta klimaterike dhe pasurive nëntokësore. Mijëra vite më parë, siç dihet, u zhvillua kultura Minoike, egjiptiane dhe shkrimi sumerik, por duhet ditur se Dardanët kishin pasur po atë kohë jo vetëm shkrimin e tyre, por shkrimin linear.

Këto të dhëna nuk janë rezultat i fantazisë sime. I kanë zbuluar arkeologët evropianë në zonën poshtë Beogradit, ndërsa grekët i zbuluan në vitin 1994 në liqenin e Kastorias, (Kosturit -M.Q.) ku bashkë me një vendbanim liqenor arkeologu Hurmuziadhis solli në dritë një mbishkrim, i cili datohet rreth 5250 vjet para Erës së Re me shkronja të veçanta. E zbuluan, por të ndodhur në qorrsokakun e fantazisë shkencore indoevropiane, nuk e kuptuan se çfarë zbuluan. Kështu, atë qytetërim, i shtrirë nga jugu i Beogradit dhe që mbaron në Halkidhiqi, e emërtuan... "qytetërim të Vincës", sepse në fshatin Vinca, në jug të Beogradit, u gjetën për herë të parë të dhënat për atë qytetërim.

Veç fakte e gjetje për atë qytetërim - dhe këtë e dinë shkëlqyeshëm arkeologët - ka në të gjithë Epirin. Kanë qenë të njohura këto edhe në Shqipëri, së paku nga shekulli i kaluar, (shek. XIX - M.Q.), por askush nuk mund t'i zbërthente. Një i ditur i asaj kohe ia tregoi disa nga mbishkrimet historianit dhe filologut gjerman Georg von Hahn, i cili, kur botoi veprën e tretë të "Albanesische Studien", në vitin 1854, në qytetin Jena, shënoi se kishte zbuluar shkrimin pellazgjik. Por e gjithë teza e tij u kundërshtua sepse me mbishkrimet e gjetura nuk mund të

ndërtohej alfabeti i plotë i asaj gjuhe. E vërteta ishte se, me gjithë të dhënat e pakta, Hahn arriti përfundime të shkëlqyera, madje sendërtoi një alfabet, të cilin e emërtoi "shqiptar" dhe e identifikoi me pellazgjishten.

Arkeologët kanë sjellë tanimë në dritë afërsisht 200 simbole lineare, të cilat mund të jenë germa, përfshirë patjetër edhe numra. Këto simbole u emërtuan nga Harald Haarmann "fillimi i shkrimit linear", nga Winn "para rruga e shkrimit horizontal" dhe nga Masson (1984) si "parastadi i shkrimit linear". Interesante është se disa simbole lineare të alfabetit të Hahn, janë të njëjta me ato që zbuluan arkeologët në Vinca. Kështu i ka publikuar të paktën H.Haarmann në veprën e tij "Universalgeschichte Der Schrift". Mbishkrimin e Kastorias nuk e kam të njohur nga ndonjë punim shkencor të derisotëm.

Në mitologjinë greke, e cila për mua nuk është përrallë, por një histori e kodifikuar, i mbiquajturi udhëheqësi i popullsisë dardane, Dardani, nuk mund të jetë një personazh i rastësishëm, por bir i Dia-s (Zeusit-M.Q.), dhe i Elektras, ose Elektrionit, vëlla i Harmonisë, gruas së Kadmit dhe të Jassionas, emra këta që lidhen me kultivimin e grurit, adhurimin e drithërave e â€¦ të mistereve. Dardani, përsëri sipas mitologjisë greke, është i pari evropian që kaloi në kontinentin aziatik, e banoi dhe e shumoi atë vend, e bëhet udhëheqës dhe ndërtues i shumë qyteteve, popujve dhe etnive. Bash për këtë është quajtur edhe "Poliarkis". Nipi i tij, Troa, do të bëhet emërvënës i qytetit të famshëm të Trojës dhe deri në epokën e Homerit mbretërit e këtij qyteti-mit do të quheshin edhe Dardanë. Sikundër kam përmendur edhe në librin tim "Arvanitët dhe origjina e grekëve", botim i vitit 1983, trojanët ishin edhe ata një fis pellazgjik dhe aspak të huaj ndaj Akejve të Heladës, sikundër e përshkruan këtë fakt vetë Homeri dhe sikundër e vërtetojnë gërmimet arkeologjike. Kisha emërtuar Luftën e Trojës "të parën luftë civile ndërpellazgjike". Ishte më shumë një luftë



midis pellazgëve veriorë dhe jugorë, pavarësisht se përplasja ndodhi në Azinë e Vogël. Në atë luftë Akejt sunduan Trojën, por ishin jo aq fitues. Pas shkatërrimit të qytetit vazhdoi invadimi i atij vendi nga fise pellazgjike nga veriu dhe kështu nisi shpërbërja dhe pastaj shuarja e regjimit akean.

Gjurmët e dardanëve mund të hasen sot që nga Ballkani deri në Indi dhe disa dijeni për këtë të vërtetë historike duhet të kishte edhe Aleksandri i Madh i Maqedonisë, por të dhëna me peshë prej tij nuk jepen. Në kulmin e lulëzimit të Maqedonisë dardanët kishin rënë disi në përparimin e tyre. Por duke pasur parasysh lavdinë e dikurshme stërgjyshore, jo vetëm nuk e përkrahën Aleksandrin e Madh në fushatat e tij, por ndjenin për maqedonasit në përgjithësi një ndjenjë antipatie. Në asnjë rast nuk mund të prisnim nga Aleksandri që ai të pohonte se kishte ndjekur rrugët e stërlashta të tyre drejt Azisë, madje se i njihte mirë ekspeditat e Heraklive dhe Dionisëve drejt atyre vendeve. Unë, veçse, pas atyre ekspeditave mitologjike të Herakliut dhe Dionisit shoh vetëm Dardanët dhe Karetë. Në librin tim "Zeusi pellazgjik dhe mashtrimi indoevropian", që pres të botohet së shpejti nga shtëpia botuese "Thamiris", kam theksuar se banorët e vendit që më pas do të quhej Ballkan, kanë qenë djepi i qytetërimit botëror.

Shkaku që i bëri Dardanët të shquhen aq tepër me rolin e tyre në Ballkan, por edhe pothuajse në të gjithë Azinë, ishte jo vetëm kultivimi i grurit, por kryesisht përvetësimi prej tyre i teknikës së nxjerrjes e shkrirjes së metaleve, e cila u jepte mundësinë të prodhonin mjete mbrojtëse e sulmuese dhe të pushtonin ekonomikisht kështu lehtësisht Lindjen. Ky ndoshta do të ishte cepi i fillit të Arjanës, që do të shënonte nisjen e krijimit të dhjetëra e dhjetëra gjuhëve të gjalla edhe sot, apo të vdekura, të cilat do të fliteshin nga India e do përfundonin në Evropë. Për fat të keq, shkencëtarët evropianë, duke studiuar këto fakte, janë të detyruar të devijojnë nga e vërteta historike

për shkak të tezës fantaziste të indoevropanizmit. Kjo tezë, duke lëvizur nga qorrsokaku në qorrsokak, krijon gjithmonë sensacione impresionante. Megjithatë, indoevropanizmi nuk mund të bindë edhe ata që kanë mendimin tjetër për këtë çështje.

Fama e Dardanëve dhe identifikimi i tyre i lashtë me përdorimin e metaleve, mbetën të tillë derisa edhe popuj e vise të tjera e përvetësuan këtë teknikë. Në periudhën e ngjitjes së Maqedonisë së Aleksandrit të Madh, ata ishin në kulmin e nxjerrjes së metaleve, ndonëse "politikisht" nuk bënin pjesë në lavdinë e pushtuesit të ri. Shprehja "Tri krijesa të mençura quhen dardanë", tregon se sa lartë vlerësohej kjo gjini njerëzore në lashtësi. Në mitet e Maqedonisë, Trakës, Azisë së Vogël, por edhe të Atikës gjithmonë e më shumë zejet e metaleve lidhen me dardanët. Në mitet trojane, Erihthoni konsiderohet djalë i Dardanit, por edhe në mitet e Atikës Erihthoni, apo Erehtheos, lidhet me nxjerrjen dhe përpunimin e metaleve. Ky ishte i pari që krijoi yzengjitë metalike të kalit, ose peshoren e kalorësit, siç quhej. Ai solli në Athinë nga Lavrio të parën copë prej argjendi dhe po i pari preu monedhat e argjendta.

Ndërsa popujt e tjerë të Ballkanit lëvizin kryesisht drejt jugut dhe perëndimit, dardanët lëvizin në përgjithësi drejt lindjes. Që nga kohët e lashta, banorët e mbimaqedonisë në lëvizjet e tyre emigratore kanë pasur si stacion të parë bregdetin perëndimor të Azisë së Vogël dhe bregdetin e Pontit të Detit të Zi. Azia e Vogël nis e banohet kështu, dalëngadalë, nga mbishtresa të popujve pellazgjikë të ardhur nga Ballkanet. Jo vetëm dardanët historikë, por edhe Frigët, Karet, Lelejët, Kadmët, si edhe Ionët, Dorët, Eolët, madje deri vonë, në kohën e shtrirjes së Perandorisë Romake këtu. Banorët e sotëm, trashëgimtarë të Dardanëve, kosovarët, edhe ata që banojnë në shtetin e Shkupit, (Maqedonisë - M.Q.) si stacion të parë ndër shekuj do të kenë përsëri Azinë e Vogël. Pak prej tyre do të



preferojnë të zbresin në Greqinë e Jugut. Po të vihen re me kujdes rrugët që ndoqën për emigrim dardanët e lashtë dhe shqiptarët e sotëm, do të shohim jo pa habi se ato janë të njëjta....

Po të rikthehemi edhe një herë në fillim të këtyre faqeve, do të kujtojmë se serbët janë sllavë dhe kanë ardhur në këto troje vetëm në shekullin e 7-të të Erës së Re, kështu që nuk kanë të drejtë ta quajnë Kosovën djepin e tyre. Dhe këtu, në Ballkan, ata gjetën shumë popuj të lashtë, midis tyre edhe shqiptarët, fatkeqët malazezë, natyrisht, të cilët, kushedi sesi, ardhacakët lindorë manovruan për t‘u quajtur edhe ata sllavë.
Këto të vërteta, të cilat shumë grekë të sotëm i mohojnë, i patën njohur shumë mirë politikanë grekë të shekullit të kaluar, (shek.XIX-M.Q.) kur pohonin me zë të lartë se serbët nuk kanë asnjë të drejtë mbi Kosovën sepse... "ai rajon banohet nga shqiptarët, bashkëpatriotë pellazgjikë, stërgjyshërit tanë bashkëluftëtarë".

## 5

# “Kontributi i arvanitasve në ortodoksinë”

Kumtesa e fundit e studiuesit të nderuar Aristidh Kolës

Nga Aristidh KOLA

Nuk do t’ju flas si teolog, por si historian. Domethënë, fjala ime mund të kishte titull “Kontributi i Arvanitasve në islamizë, bektashizëm ose në kishën katolike”. Por sot, jam i ftuar nga bashkësia e shqiptarëve ortodoksë të Greqisë dhe nga miku im, i mirë, zoti Foto Cici dhe do të kufizohem në ndihmesën e arvanitasve në kishën ortodokse.

Kur themi “ortodoksizëm”, nënkuptojmë ato modele kristiane, të cilat u krijuan dhe u konsoliduan në Lindje të shtetit Romak, i mirënjohuri Bizant, pas “skizmës” (çarjes) së kishës së bashkuar kristiane, në atë lindore dhe perëndimore, më thjesht, në ortodokse dhe katolike.

Përveç mosmarrëveshjeve dogmatike, të cilat sipas mendimit tim, janë të parëndësishme, ajo që krijoi një çarje të pakapërcyeshme, ndërmjet katolikëve dhe ortodoksëve, ishte pretendimi i kryesisë së padiskutueshme ndërmjet Romës dhe Kostandinopojës. Dhe cila ishte pasoja më e rëndësishme? Zgjedhja e gjuhës greke në Kostandinopojë dhe asaj latine në Romë; latinizmi i fesë në Romë dhe helenizmi në Kostandinopojë, një heleninizëm që gjen fytyrën me ideale më vonë, sidomos në kohën e epokës pasbizantine. Por kjo epokë pati lidhje të ngushtë edhe me zbritjen e arvanitasve në jug të Greqisë, për kontributin e të cilëve do të flas më poshtë. Meqenëse ortodoksia është e lidhur si mishi me kockën me



Bizantin, do të bëjmë një referim të shkurtër si hyrje për këtë. Madje dihet se themeluesi i Bizantit ishte një ilirian i njohur nga Dardania.

Kostandini i Madh, i cili ka prejardhje nga Nishi i Dardanisë së vjetër, Nishi i sotëm, i cili gjendet në shtetin e Shkupit pas fitores së tij kundrejt Likinit dhe si grumbulloi të gjithë pushtetin e Perandorisë së paanshme të Romës në duart e tij, mendoi të bëjë kryeqytet të perandorisë së madhe, qytetin e lashtë të Bizantit, që gjendet në brigjet e Bosforit, nga ku lidhet e ndahet Europa nga Azia.

Historianët thonë se zgjodhi atë vend me qëllim që të gjendet kryeqyteti në zemër të perandorisë. Në qoftë se do të shikoni ama hartën e perandorisë, do të vëreni se në qendër është Roma dhe jo Kostandinopoja. Një vështrim në mitologjinë e pasur dardane, na tregon se dardani, Kostandini i Madh, nuk bën asgjë tjetër, veçse të ndjekë gjurmët e paraardhësit e tij të madh, të dardanit Poliarki, i cili ishte i pari që ushtroi dhe zbatoi planin në Azi, plan që bëri të pushtojë shumë lehtë të tërë Azinë kontinentale, duke arritur deri në Indi dhe Kinë, dhe me të drejtë në legjenda përmendet si “Dardani Paliarki” sepse “shumë popuj e kombe solli në Azi”. Fëmijët dhe nipërit e tij do të ndërtojnë kryeqytetin e shtetit të madh të tyre, pak më poshtë nga Kostandinopoja. Ai është Troja ose Ilion (Dielli).

Dardanët janë një nga degët më të lashta pellazgjike, bashkë me Jonët dhe Kadhmeonët si dhe Arkadët. Banonin në trevat ndërmjet Epirit, Shqipërisë së sotme, Maqedonisë perëndimore, shtetit të Shkupit dhe Kosovës.

Gjatë epokës klasike dardanët, gjenden në decadence të plotë dhe konsiderohen race ilire, si duket për arsye të trevave ku banonin dhe tjetërsimit të gjuhës shqipe dhe kulturës. Por duhet të kemi parasysh se kombesimi dardan është shumë i lashtë, ndërsa emërtimi si komb ilir, del në sipërfaqe pas rënies

së Trojës. Homeri nuk përmend. Akoma dhe emërtimin "Thesprotes" përmendet më pare, më i vjetër se sa emërtimi kombëtar ilir dhe epirot, ndërsa nga epoka klasike Thesprotët janë pjesë e Epirotëve.

Bëhet diçka e njëjtë si me Greqinë e jugut, ku "etnonime" Jones dhe Ahei janë sigurisht më të lashta, por pas mitit të Trojës konsiderohen më të lashtë helenët.

Sidoqoftë, dihet se ilirët quheshin në epokën pasdorike të gjithë pellazgë të Ballkanit veri-perëndimor. Të shumtë janë perandorët ilirë të perandorisë së përbashkët romake, por edhe të Bizantit ndërmjet të cilëve Kostandini i Madh, nipi i tij Justiani, i vetmi dhe i fundit që u përpoq të rezistojë ndaj katastrofës së qytetërimit greko-romak dhe të veprimeve që ndërmerrnin të krishterët fanatikë të epokës së tij. Ilir ishte Anastasi i Parë, dikori dhe Justiani, i cili duket se rrethohej nga funksionarë të rëndësishëm ilirë, madje njëri prej tyre, Mundos, kam përshtypjen se emri I tij don të thotë "fitues" (Mund=fitoj). E së njëjtës rrënjë duhet të jetë edhe ajo e maqedonishtes së lashtë Amindas-anikios (i pamundur), kështu dhe Pa-mund (pa mund) pamindas-amindas.

Të gjithë perandorët, përveç Justianit, duke mbështetur shtetin Bizant, në mënyrë të vendosur përkrahnin dhe mbështesnin përforcimin e kristianizmit dhe në mënyrë të veçantë profilin e tij ortodoks.

Në mjedisin e Ilirisë së vjetër si epishkop të parë të Durrësit përmendet Asti ose Astiu, i cili u martirizua në epokën e Trajanit në 98 p.k. Thuhet se e lyen me mjaltë dhe vdiq nga thumbimi i bletëve, prandaj u shkrojt se "Asti, duke qenë qesharak, gjeti vdekje qesharake, duke u lënë në mëshirë të bletëve ta copëtojnë me mjaltë…".

Emri i atij të parit peshkop (despot) të Durrësit dhe shenjtor të ortodoksizmit, që përkujtohet e festohet më 6



qershor, kërkon të marrë dhe bashkësia e ortodoksëve në Greqi, e cila po bën hapat e para sot këtu.

Njëri nga shenjtorët më të nderuar në Epir dhe të Shqipërisë së Jugut, është Shën Donati, jeta e të cilit dhe çuditë janë mbështjellur me mite të mjegullta të lashtësisë të krahinave në fjalë. Si shembull mund të përmendim rastin e "mrekullisë" së shfarosjes së dragoit, i cili ruante burimin, duke lënë pa ujë jetëdhënës të gjithë banorët e krahinës. Një tjetër çudi e tij na bën të kujtojmë legjendat shumë të lashta të dragoit të Arias nga Kadmoja (Kadmoja ilir), të shfarosjes së Dragoit të Pithias nga Apolloni, Persian dhe së fundi përjetimi i legjendës në fjalë, nëpërmjet jetës dhe mrekullitë e Shën Gjergjit.

Janë të shumtë shenjtorët që i shërbyen kristianizmit dhe në mënyrë të veçantë ata të besimit të krishterë ortodoks në krahinat e Epirit dhe Shqipërisë, prej të cilave kanë prejardhje të gjitha degët helenike, por edhe arvanitasit tanë. Punimi i Foto Ikonomi "Ajilloi pandon ton en Ipiru Ajio" ("Shenjtërimi i të gjithë shenjtorëve të Epirit") është shumë udhërrëfyes dhe me interes të veçantë. Titulli i këtij punimi sigurisht që përmend dhe preokupohet me Epirin, por siç dihet, këtu e shumë shekuj në atë emër (Epir) evidentohet dhe e gjithë Shqipëria, përderisa për synime të caktuara dhe dritëshkurtër, emri Shqipëri dhe shqiptarë (Alvania dhe alvani) është si një qymyr i shumë vyer në duart tona dhe nuk dimë në ç'vend ta mbështesim.

Që të rikthehemi tek shenjtorët dhe martirët më të njohur, të cilët ose u linden në krahinat e Epirit dhe të Shqipërisë, qoftëse propaganduan dhe u martirizuan atje, të themi se në Thesproti u martizuan gjatë shekullit të dytë p.k, shenjtoria e Premte (Paraskevi), një shenjtore e cila ka lidhje të ngushta dhe adhurohet në mënyrë të veçantë nga arvanitasit e Greqisë (Sin e Premte). Atje në Thesproti, në monastirin e shenjtë të Bundas, gjendet varri, që përmban trupin pa kokë të saj.

Është e njohur se arvanitasit nderonin Shën Gjergjin dhe Shën Mërkurin, si shenjtorë luftëtarë. Dhe ndërsa Shën Gjergji nuk duhet të ketë ndonjë lidhje me Ballkanin, përkundrazi Shën Mërkuri përmendet si me prejardhje skithe nga teologë dhe biografë të ndryshëm. Megjithatë, siç thamë edhe më pare, personaliteti i shenjtorëve, ashtu siç është krijuar dhe paraqitur me ngatërrimin e legjendave, i sjell në Ballkan dhe i krijon me protipa të adhuruar popullor të së kaluarës së lashtë.

Nga krahinat e Epirit dhe të Shqipërisë ka prejardhje dhe Patër Kozmas (Etollos). Ndërsa ai vetë u lind në Etolli dhe Etollian quhet, prindërit e tij kishin zbritur nga krahina ku ai më vonë dha mësim. Jeta dhe vepra e Kozmait është shumë e njohur. Atë që do të doja të qartësoja është se nuk u vra nga Ali Pashë Tepelena, ashtu siç përpiqen ta kalojnë në publikun grek disa “biografë”, duke i shërbyer një qëllimi pa vlerë, dëmprurës dhe të shëmtuar, që shumë nga ne e njohim. Përkindarzi ishte marrë në mbrojtje nga Ali Pasha dhe me ndërhyrjet e tija, Patriku shenjtëroi dhe u ndërtua kasha e pare për nder të tij dhe që mban emrin e tij.

Ekzistojnë gjithashtu një plejadë e madhe shenjtorësh e martirësh, siç thuhet nga krahina e Epirit dhe të Shqipërisë, të cilët u dalluan në luftën për besimin e ortodoksimit dhe kundër myslimanizmit gjatë kohës së pushtimit osman. Shumë prej tyre ishin dhe kripto të krishterë (të krishterë të fshehtë) ose myslimanë të brezit të dytë ose të tretë, që dëshironin të riktheheshin në fenë e të parëve të tyre, ose duke shpallur publikisht besimin e tyre si pasojë të pranojnë ndëshkimin e rreptë që parashikonin ligjet islamiste. Ligji islamik ndalonte ndërrimin e besimit me force, d.m.th. nuk detyronte askënd të bëhej mysliman me zor, por në qoftë se dikush vullnetarisht bëhej mysliman dhe në vazhdim të denoncojë dhe ofendojë Kuranin, I nënshtrohej ndëshkimit.



Ndërmjet atyre shenjtorëve dhe martirëve, është edhe Shën Gjoni (Joanis) nga Janina, Nikolla nga Mecova, Kristo nga Preveza, Nikodimos nga Elbasani, Anastasi Gëzofi, Kristos Kopshtari ose Arvanitasi, Anastasi nga Paramithja, Panajotis nga Delvinaqi, Zaharias nga Arta, Dhimitri nga Samarina, Joanis nga Konica, Gjergji nga Janina dhe Nikitas Arvanitasi.

Shën Nikitas Arvanitasi është nga Shpata, banorët e të cilit kishin si fe zyrtare, atë myslimane, por mbetën të krishterë në fshetësi (kripto të krishterë). Më 1904 me ndërhyrjen e Rusisë, shpallën besimin e tyre të krishterë dhe Sulltani e pranoi pa zë.

Shën Nikitas Arvanitasi lindi në vitin 1760 dhe kur e ndjeu se duhej të rikthehej në fenë e mëparshme të paraardhësve të tij, shkoi në Malin e Shenjtë dhe mbajti kreshmë në skitën e Shën Anës. Veçse dukej se torturohej nga ndërgjegjia sepse prindërit e tij ishin bërë myslimanë, por mbetën “kripto të krishterë” për arsye të frikës ose dhe interesit dhe kjo e nxiti të marrë barrën e vetndëshkimit dhe spastrimit përfundimtar, duke shpallur publikisht kundërshtimin e tij ndaj fesë myslimane, duke gjetur kështu vdekjen shpëtimtare nga vuajtjet e ndërgjegjies, që ngarkonte të tërë familjen. U var më 19 shkurt të vitit 1809 dhe mbeturinat e trupit të tij gjenden në skitën e Shën Anës në Malin e Shenjtë.

Historikisht, duhet të kemi parasysh se sulltanët e Perandorisë Otomane, shtetëzonin pasuritë e të krishterëve, të cilët pushtonin e nënshtronin dhe silleshin shumë rreptë ndaj atyre që i pushtonin pas një rezistence të madhe dhe të egër.

Më 1635 Sulltan Murati i katërt lëshoi një dekret (firman), me anën e të cilit sa të krishterë do të bëheshin myslimanë rimirrnin pasuritë e konfiskuara, ndryshe e humbisnin përgjithmonë. Shqiptarët dhe arvanitasit duke dashur nga njëra anë të ruanin fenë e tyre tradicionale të brez pas brezit dhe nga ana tjetër, të mos humbisnin dhe pasuritë,

ndërmorën këtë sofizëm: njëri nga fisi (fara) bëhej mysliman që të merrte të tërë pasurinë e familjes dhe të tjerët mbeteshin të krishterë, dhe kështu arrinin me një gur dy zogj. Atë bënë edhe Grivejt e Etoloakarnanias, të cilët ishin degë e familjes së madhe të Buevë, të cilët në kohën e Gjin Bue Shpatës, zotëronin Epirin dhe Etoloakarnanian. Nipërit e tij, pas nënshtrimit të vendit tek Karlo Tokko, ikën në Peloponez dhe në Atike-beoti, por pas 100 vjetësh kalojnë pasardhësit e tyre në Zante dhe që andej në Etolokarnania, ku në mënyrë të ligjshme morën drejtimin e asaj zone. Kështu pra, u bënë mjaft myslimanë dhe u ruajt një lidhje origjinale ndërmjet të krishterëve dhe myslimanëve për shumë vjet.

Është fakt gjithashtu se shumë prej tyre u bënë në mënyrë masive myslimanë për arsye të ndryshme dhe kryesisht për gjakmarrje ose që të përfitojnë nga favorizimet që u afronte ligji ndaj myslimanëve. Sa nga ata pra, që ndiqeshin keq, duke njohur besimin e prindërve dhe të parëve të tyre dhe mënyrën se si e ndërruan, vendosnin të riktheheshin në besimin kristian, ndërsa disa prej tyre kishin kaq vrasje ndërgjegje, sa të kërkonin mënyra që të shlyenin mëkatet e të parëve të tyre, njëfarë mëkati që u ngarkohej si trashëgimi mallkuese. Ata quhen "neomartires" (martirë të rinj), të cilët vendosen në aksin kohor 1750-1850, të cilët janë kryesisht shqiptarë dhe epirotë. Kurse arvanitasit e Greqisë së Jugut mundën të ruajnë më shumë besën e të parëve, meqenëse qenë të ndarë nga trupi kryesor amtar dhe në përgjithësi adhuronin Shën Nikollën dhe domosdo Shën Kostandinin e Madh.

Ndër "neomartiret" e njohur është edhe Shën Gjoni (Joanis) Vrahoriti (Shkëmbori) nga Konica. Lindi në fund shekullin e 18-të në Konicë nga baba, i cili qe murg në brigadën e dervishëve prandaj dhe në jetëshkrimin e tij thuhet se ka prejardhje "qelbanike", d.m.th. rrënjë të qelbura. Të gjitha këto teprime indentifikohen sigurisht në një luftë, në një dyluftim të



rreptë të fanatizmit fetar, ku ngatërrohen edhe përcaktimi kombëtar, në një kohë kur kishte tension të madh ndërmjet Turqisë dhe Greqisë. Shën Gjoni-Shkëmbori pra, nga mosha njëzet vjeçare, u inkuadrua edhe ai në grupin e dervishëve, sipas dëshirës së të atit dhe emri i tij ishte Hasan. Por siç duket, erdhi në kundërshtim me të atin dhe deshi të rikthehet në besimin e vjetër, duke e shpallur publikisht ndërrimin e tij ndaj fesë së krishterë. Më 23 shtator 1814 iu pre koka në Vrahori (Agrinjo), prandaj dhe quhet Vrahori (Shkëmbori). Trupi i tij u varros në një arë për pesë vjet dhe më 1819 Igumeni i Monastirit Prusu, pranë Karpenisit, Kiril Konstanofili, si u morr vesh me parësinë e Agrinjos, zhvarrosi kockat dhe i vendosi prapa katolikut monastirit në një shkëmb dhe nga jashtë shkrojti këtë epigramë: "Nuk kam metal argjendi ose ari, veçse vetveten. Kurrë ky shkëmb të mos lëvizë". Askush nuk guxonte të hapte "kriptin", e cila u hap më në fund pas 150 vjetësh.

Monastiri i shenjtë Prusu është nga më të vjetrit në krahinë dhe nga më të famshmit në Greqi. Atje qëndroi dhe u mjekua për një kohë Karaiskaqi dhe siç dimë ai bëri dhe një dhuratë e cila ruhet akoma. Ajo që ndoshta nuk është e njohur mjaft, është se shumica e godinave të Monastirit Prusu janë vepër e duarve të arvanitasve dhe të frymëzuara gjithashtu nga njohuritë arkitektonike të tyre.

Është shpëtuar gjithashtu, përveç traditës gojore, një kontratë e vitit 1870, ku përmenden arkitektët e shumë ndërtimeve dhe të shumë rikonstruksioneve, midis të cilëve edhe Zisi Vasili Micopulos, nga Konica. Në një pllakë të murrosur shkruhet emri i arkitektit Zisi Vasil Arvanitasi. Ruhet akoma një rrëfim i kohës që ka të bëjë kryesisht me ndërtimin e dhomave të fjetjes dhe të mikpritjes nga Ignatjo nga nehoriu Kastoriadhos dhe të paraqitur nga Metodi Kafsokalivito, i cili thotë: "Jashtë në oborr tek porta e madhe atje mblidhen çdo ditë

e rrinë miqtë më shumë kohë qëndrojnë Arvanitasit dhe çdo vit Etolet nga Etolokranania".

Këta "arvanitas" nuk kanë lidhje me arvanitasit, por me shqiptarët nga Epiri dhe Shqipërisë, siç kuptohet. Është fundi i shekullit të kaluar (19) dhe fillimi I shekullit të ri (20).

Në shekullin e 14-të, kemi zbritjen masive të arvanitasve në Greqinë e Jugut. Shumë "historianë", që nga pavarësia (çlirimi) i Greqisë dhe deri më sot kanë dashur të zëvëndësojnë emërtimin "arvanitas" me atë "epirotis", duke besuar kështu se do t'i japin këtij populli rrënjë më fisnike. Është diçka si "fshataro-aristokrat", që sigurisht nuk mund të ndryshojë thelbin dhe të vërtetën e historisë.

Para dyndjeve të arvanitasve, nga i njëjti drejtim, kemi një vërshim të një populli tjetër, me invadimin e sllavëve në shekujt 6-të dhe 7-të, pas të cilit emri etnik ilir zhduket dhe në shekullin e 11-të shfaqet emri etnik Alvanoi, Arvanoi, Arvanites dhe Alvanites. Ky emër etnik u shfaq nga banorët e krahinës së Arvau ose Albanu të Shqipërisë së Mesme, të cilët në atë kohë luanin një rol të rëndësishëm në krah të ushtrisë bizantine. Historianët dhe shkrimtarët e huaj si dhe kronologët e kohës, indentifikonin që këtej e tutje, të gjithë popujt fqinjë të një gjuhe me banorët e njohur tashmë nga Shqipëria dhe kështu u përhap dhe u konsolidua emri etnik, duke bërë të bëhet e njohur dhe të përmbledhë një zone mjaft të gjerë me një popullsi të vetëm. Si toponim, sigurisht është shumë i lashtë dhe që kishte prejardhje nga rrënjët alb-, që don të thotë i gjatë dhe i bardhë; Alba, Alpeia, alfiton, alb etj.

Sidoqoftë, e përsëris se arvanitasit vërshuan në mënyrë masive në shekullin e 14-të, duke ardhur nga të gjithë krahinat që përmendëm më lartë. Më 1345 u largua një pjesë e popullsisë nga Shkupi dhe Kosova, duke mos duruar presionin e tmerrshëm të serbëve të Stefan Dushanit dhe u ngulitën në Shqipërinë e sotme, në Epir, duke sjellë atje artin shumë të lashtë të bronxit dhe zejtarinë e tij, që e kishin trashëguar brez pas brezi. Pak kohë më vonë me themelimin e shtetit të Gjon Bue Shpatës dhe të Petro Loshit në Epir dhe Etolokarnania, shqiptarët shtyhen deri në këto zona. Pas pushtimit të Etolokarnanias nga Karl Tokka më 1405, të tjerë kalojnë në ngushticën e Andiros në Peloponez, ku nga 1350 kishin ardhur e instaluar aty me ftesë të Manuil Katakuzino, 10.000 arvanitas të tjerë, ndërsa të tjerë shtyhen drejt lindjes në Bioti, Atikë dhe Ftiotidha dhe të tjerë akoma më vonë shpërndahen në Eube dhe në ujdhesat e Argosaroniko dhe Ciklades në vende ku edhe më parë ishin ngulitur arvanitas të tjerë në mënyrë masive, sipas dekretit të Petro D' të Aragonisë në Atikë më 1382 dhe të Neri Anxhajoli dhe të Antonit përkatësisht më 1388 e 1403.



Tashmë ortodoksë të krishterë dhe sidomos ata që u instaluan në Nafplio nën udhëheqjen e nipit të Gjin Bua Shpatës, vini me leje perandorake të perandorit të Bizantit. Në Peloponez luajtën një rol shumë të rëndësishëm në çlirimin nga frengët, por kryesisht në mbrojtjen e tyre kundër pushtimit turk, komandantë të mëdhenj arvanitas si komandanti i Manit, Kronkodilos Kladas, Petro Bua Skliepi, Buzhikoja, të cilët luftuan për të mbajtur Peloponezin të lirë nga Turqit. Është kaq vendimtare rëndësia e prezencës së arvanitasve në Peloponez në shekullin e 15-të, kaq sa një arvanitas, Nifi i Dytë, kurorëzohet Patrik i Patriakanës së Konstandinopojës.

Gjatë shekujve të XIV dhe XV-të, kemi një zhvillim të rëndësishëm, në të gjitha anët dhe kjo epokë lidhet në mënyrë të theksuar me prezencën dinamike të Arvanitasve në të gjithë Ballkanin, në të njëjtën kohë kur popujt i nënshtroheshin zgjedhjes otomane. D.m.th. kemi një zhvillim kulmor të shkurtër, që do të çojë në një dekadence të keqe. Epoka e dyndjeve të arvanitasve në Greqi lidhet ngushtë me një rilindje të madhe të arkitekturës dhe të artit të ikonografisë (piktura ikonash shenjtorësh), e cila largohet nga niveli i ngurtë i

ngjyrave të errëta të kohës së herët dhe të mesme të ikono grafisë bizantine. Tashmë kemi një bukuri që pothuajse prek protipat e lashtë helenikë, me ngjyra të ngrohta dhe gazmore, shenja e para për një të ardhme, me lëvizje dhe shprehje shpirtërore të theksuara, gjejnë shprehjen më të gjallë në kishat e Mistras dhe të Peloponezit dhe në shkolla agjiografike të Panselinit (Hëna e Plotë) dhe të Theofanit të Kretës, i cili siç e kam theksuar, ndonëse mbiquhet Kris nuk punonte në Kretë, por në Peloponez, në Thesali dhe në Maqedoni dhe emri i tij i vërtetë kozmik ka qenë Bathas. Një mbiemër i pastër arvanitas dhe supozoj se duhet të jetë nga ata arvanitas që kishin çuar Venedikët në Kretë më 30/4/1541, në qoftë se jo më parë. Theofani sjell në pikturat e tij njëfarë natyralizëm në ikonat, i frymëzuar nga ngjarjet tronditëse të kohës dhe sidomos nga lufta arvanitasve kundër turqve në Peloponez. Dukuria më karakteristike është karakteri epik në skenat me luftëtarët e tmerrshëm dhe fytyrat e tyre të egra, në të cilat mund të dallojmë luftëtarët arvanitas të epokës së tij. I famshmi Shën Mërkuri e Protatosit në Amlin e Shenjtë, sigurisht që është frymëzuar nga legjendari Mërkur Bua, i cili pati shkëlqyer jo vetëm në Greqi, por në të gjithë Europën me luftërat dhe fitoret e tij.

Në të njëjtën fushë të agjiografisë është edhe i famshmi Onufri me karakteret dhe ngjyrat e tij të pakrahasueshme dhe të papërsëritshme dhe sidomos në të kuqen që vë vulën e tij në një epokë të tërë. Në fushën e himnografisë dhe të muzikës kishtare kemi figurën e madhe të Gjon Kukuzelit, i cili vulos gjithashtu shekullin e 14-të dhe ndriçon shekujt e ardhshëm deri në ditët tona.

Sigurisht, lufta e madhe për ortodoksizmin zhvillohet në Patriakanën e Konstandinopojës, i cili ka marrë bashkë me sulltan Mehmetin “i pathyeshmi”, pushtet mbi ortodoksët e krishterë të ish perandorisë bizantine dhe nuk don në asnjë



mënyrë të humbasë “delet” e tija (siç quanin të klerikët besimtarët) përkundrazi don t’a shtojë. Ndihmës në përpjekjet e Patriakanës vijnë arhondë të pasur, të cilët kryesisht banojnë në Fanar të Kostandinopojës. Është një lagje ku banojnë kryesisht njerëzit e fjalës (kulturës) dhe ortodoksë të pasur, të cilët nga njëra anë ndihmojnë Patriakanën dhe nga ana tjetër i shërbejnë sulltanit si funksionarë, ministra, Dragumanë akoma dhe prijës të trevave rreth Danupit të Moldovllahis, ku klasa sunduese përbëhet nga shqiptarë. Prijës i Moldovllahias, pra, me bekimin e Patrikut dhe përkrahjen e vezirëve, të cilët mjaft prej tyre janë shqiptarë (Qyprulidet), bëhen ortodoksët e Fanarit nga familje të mëdha arhondësh të Dukave, Suxhukëve, Gjika etj. Nga njëra nga këto familje pricnësh, ka prejardhjen Helena Gjika, më e njohur në Europë dhe në Greqi si Dora D’Istra.

Me shqiptarët dhe arvanitasit e Moldovllahis, d.m.th. të Rumanisë së sotme, do të bëjë kryengritjen Aleksandër Ipsillandis, madje shumë prej tyre, ndër të cilët edhe Naum Veqilharxhi, i cili hartoi alfabetin e pare të gjuhës shqipe, ishin pjestarë të Çetës së Shenjtë (Jeru llohu). Ishin të gjithë të krishterë ortodoksë.

Gjithashtu, në Kostandinopojë gjendet lagjia Arnautkoi, që don të thotë fshati i shqiptarëve, ku banonin shqiptarët më të varfër dhe shqiptarët të besimit ortodoks, të cilët edhe deri në ditët tona përbëjnë mbështetjen kryesore të Patriakanës. Siç vë në dukje Athanasios Efthimiadhis në punimin e tij “Arvanitët e Kostandinopojës”, i cili u botua, në vëllimin e pare të Arkivit të Kërkimeve Arvanitase, çdo i krishterë ortodoks shqiptar i Kostandinopopjës, konsiderohej grek dhe çdo mysliman konsiderohej turk. Ky dallim do të mbizotërojë në shekuj, deri në ditët tona dhe e dini fort mirë se kisha, sidomos ajo greke, çdo ortodoks shqiptar, e konsideron grek ndërsa për katolikët dhe myslimanët ka mendim krejt të kundërt.

Afria e gjakut ndërmjet atyre që quheshin shqiptarë dhe atyre që quhen helenë, ishte e njohur tek të kulturuarit, të krishterët ose myslimanët, por këtë e dinte dhe populli i thjeshtë gjatë kohës së Revolucionit grek të vitit 1821 dhe ashtu siç thamë në vitin e pare, myslimanët dhe të krishterë, si vëllezër luftuan që të dëbojnë halldupët turq të Anadollit. Mjerisht kjo nuk mundi të vazhdojë gjatë dhe fanatizmi fetar ndau vëllezërit dhe i bëri armiq. Ky fakt historik është shumë i rëndësishëm dhe duhet të na japë mësime. Historia ka vlerë dhe rëndësi thelbësore, kur bëhet udhërrëfyese për të ecur përpara dhe mësuese për përvojë të vleshme, me qëllim që t'u shmangemi gabimeve të reja dhe të marrim shembull nga arritjet e së kaluarës. Nga koha e kryengritjes së vitit 1921, kur arvanitasit luajtën rol kryesor deri 50 vjet më parë, janë bërë më shumë se 15 përpjekje që të kapërcehen pengesat fetare, që të krijohet një shtet greko-shqiptar, pavarësisht nga feja, ku do të mundnin të bashkëjetonin të krishterët ortodoksë bashkë me katolikët e myslimanët, në emër të gjakut të përbashkët. Të gjitha këto përpjekje kanë dështuar, vëllezërit u bënë armiq, porse gjaku i tyre mbetet gjithmonë i gjallë, thërret dhe me të drejtë arvanitasit tanë thonë "gjaku ujë s'bëhet", (shqip në origjinal).

***

Lufta e arvanitasve kundërt turqve, çelikos më shumë besimin tek ortodoksia, përderisa përpjekja duket se bëhet ndërmjet të krishterëve dhe myslimanëve, që deri diku kështu është në të vërtetë. Kur më 1534, mbrojtësit e fundit arvanitas të Koronës, detyrohen të braktisin dhe ngarkohen në varkat e Andrea Dorja, që të ngulen në Italinë e Jugut dhe Siçili, kanë marrë me vete, përveç kockave të të parëve të tyre edhe ikonat e Shën Mërisë Udhërrëfyeses. Vaji i Koronës dhe këngët e mërgimit që deri më sot këndojnë arbëreshët e Italisë, janë



tregues i qartë i klimës së asaj kohe dhe të besimit ndaj ortodoksisë. (Kujtoni Vajin e Koronit)

"Petkat e të mira tona
na i lamë në Korona
Krishtin na kemi me ne
Oj e bukura More.
Thell të fljasë me lot ndër sy
Na t'lipsim oj Arbëri.
Dallandishe e ljarë-ljarë,
Kur të vishë ti njatër here
Vjen të vish ti te Korona,
Më ngë gjen ti shpit tona
Më ngë gjen trima hajdhar,
Po një kjen çë qoft' i vrar.
Kur u nistin gjithë anitë,
E dherat tan' iktin ka site
Burrat gjith me një shërtin
Thrritni grate me një vajtim:
"Dil e hana, ti Stinji
oj More, oj arbëri...!"

Mirëpo në Itali, shqiptarët e çrrënjosur, gjenden në zemër të katolicizmit. Jo të një feje tjetër kundërshtare, armike, por përballë me një kundërshtar të një dogme tjetër të një njëjtës feje. Në mënyrë të natyrshme do të duhej të ishin bërë të gjithë katolikë, por kokëfortësia arvanitase, e veçanta arvanitase, i bën që të hapin përsëri luftë dhe shumë beteja të reja që të ruanin besimin ortodoks, që kishin trashëguar nga prindërit e të parët e tyre. Në mes të një deti katolik, ruajtën ortodoksizmin dhe tjetërsimin e veçantë të racës së tyre derisa një prift i urtë, zgjidhi problemin me një marrëveshje ideale kompromisi.

Tashmë arvanitasit e Italisë, të njohur si arbëreshë, konsiderohen nga kisha greke “unite” dhe përderisa kanë përvojë të hidhur nga unitizmi, si lëvizje e njohur tashmë në botë dhe sidomos në Europën e Lindjes, i përballon arvanitasit tanë me shumë mosbesim dhe me njëfarë syçelësi, që domosdo e bën më të ashpër sepse ata ngulin këmbë të ruajnë gjuhën arvanitase akoma. Jemi të detyruar këtu të theksojmë se në lidhje me gjuhën, ndërsa në Greqi kleri luajti rol të veçantë reaksionar në ruajtjen e gjuhës, në Itali ngjau krejt e kundërta. Ruajtja e gjuhës, e dokeve dhe zakoneve në këtë vend i detyrohet kryesisht klerit!

Që të kthehemi në Greqi, të theksojmë se shpirti konservator i arvanitasve, mbi bazën e respektit të vlerave të trashëguara, në lidhje me luftrat e papushuara kundëra turqëve, të cilët ndërkohë ishin pushtues, çelikosnin besimin e tyre tek ortodoksia, se mprehnin errejtjen e tyre ndaj turqve, të cilët i indentifikonin me besimin e tyre. Si rrezultat i atij dyluftimi, ishin kryengritjet e njëpasnjëshme dhe të papushuara, deri në kryengritjen fitimtare përfundimtare të vitit 1821, një kryengritje e cila në ato kushte që po zhvillohej ishte e natyrshme të merrte ngjyra dhe karakter të theksuar fetar. Luftëtarët vdisnin për besimin e shenjtë të Krishtit dhe për liri të të krishterëve dhe të gjitha përpjekjet që të krijohej një front i përbashkët, pa patur parasysh fenë e gjithsecili, kundër turqve, dështuan.

Ndërmjet asaj kohe, në vitin 1611, zhvillohej kryengritja e Episkopit të famshëm, Dionisi Triki dhe Tajis, i njohur dhe si Skilofilosofu (Qenfilosofi). Ai kishte prejardhjen nga Paramithia e Thesprotisë. Luftoi kundër Osman Pashait të Janinës, i cili edhe ai ishte nga Paramithia, arvanit i krishterë kundër një bashkëatdhetari të vet mysliman.

Besimi fetar dhe ideologjikë politiko-shoqërore, mbeten ideale dhe të pa molepsuara derisa të identifikohen me ndonjë pushtet.



Që në çastin që do të identifikohen me çdo lloj pushteti, bëhen të tmerrshme dhe të rrezikshme.

Tek populli ynë, që në shekujt e lashtë, mbizotëron shpirti liberal dhe i mirëkuptimit ndaj besimeve të ndryshme fetare dhe ideologjive të tjera dhe atë virtyt të pashok e tregon akoma dhe gjatë kohës së pushtimit turk, kur të krishterët e myslimanë bashkëjetonin në mënyrë harmonike. Siç na thotë P.Arvadinos në “Kronologjia e Epirit”, djali i priftit martohet me vajzën e hoxhës, ose një djalë myslimani dhe tjetri i krishterë, gjellën në të njëjtën tavë, nga njëra anë qengji dhe nga ana tjetër derri, të ndarë me një vijë me krunde. Bashkë festonin Pashkët dhe Ramazanin dhe nuk janë të pakta rastet kur manastire kristiane dhe kisha, i ndërtonin me punë e përpjekje të përbashkët myslimanët dhe të krishterët. Shën Spiridoni, Shën Donato e Shën Gjergji mbetën shenjtor dhe të myslimanëve dhe faljet dhe dhuratat në ikonizmat e tyre dhe në kisha, nuk ishin të pakta ato vinin nga besimtarë myslimanë.

Këtë shpirt të pashoq dhe të paçmuar të bashkëjetesës dhe të respektit të ndërsjelltë të feve të ndryshme, ajo zemërgjerësi madhështore, mjerisht nuk mundi të mbizotërojë në Greqi, përveç vitit të parë të revolucionit, ku të krishterët e myslimanët të vëllazëruar, filluan luftën për të dëbuar turqit, halldubët, d.m.th. ata njerëz që kishin ardhur nga Anadolli, të cilët i quanin dhe persianë, siç u kishin vënë emrin disa arvanitas të kulturuar, duke i identifikuar turqit me persët e lashtësisë. Shumica dërrmuese e popullit të këtushëm dhe sidomos arvanitasit, ishin të krishterë ortodoksë. Kisha e lidhur direkt me kuptimin për një Greqi të pastër ortodokse dhe pas revolucionit sa ishin myslimanë, në një mënyrë apo tjetrën, u detyruan edhe ata të përqafojnë fenë e krishterë ortodokse ose u dëbuan.

E vërteta është se banorët e Epirit dhe të Shqipërisë, të cilët u bënë myslimanë, kryesisht të detyruar nga nevoja e

mbijetesës kishin për shumë vjet vetëdijen e mbeturinave të vjetra kristiane dhe besonin pothuajse në të dyja fetë. E njëjta gjë ngjau edhe në krahinën e Kosovës, ku mbizotërimi i plotë i fesë myslimane, u bë në vitet e fundit, nxitur nga përvoja e rezistencës ndaj synime grabitqare, pushtuese e asimiluese të serbëve.

Megjithëse kaluan mijëra vite, simbolet adhuruese të lashtësisë dhe aktivitete e ndryshme fetare pagane, prej të cilave shumë kishin kaluar në adhurime dhe faljet e fesë së krishterë, mbijetuan në kujtimin e popullit tonë në mënyrë të admirueshme. Një nga këto elementë është "Epifani" apolloniane e Dilos, që gjejmë në Epifania të krishtërimit. Vajtjet për zbritjen e Persefonit në Had ose të vdekjes së Adonit, ose të Dionisit, do t'i gjejmë në vajet e mrekullueshme, mbivarrimin (epitafios) e Javës së Madhe. Këngët e bukura të ringjalljes, na bëjnë të kujtojmë ngjitjen e Persefonit nga Hadi ose ringjalljen e Adonit dhe të Dionisit. Madje lë mënjanë paralelizmin e virgjëreshës Athina me virgjëreshën Maria, të Apollonit me Shën Gjergjin, të Poseidonit me Shën Kollin etj.

Do të plotësoj dhe do të mbaroj këtë referat, duke bërë fjalë për dy figura të shquara kishtare, që jetuan vitet e fundit, për Evlogjio Kurilla dhe Fan Noli. E. Kurilla ka hartuar e realizuar vepra të rëndësishme për gjuhën arvanitase, në kundërshtim me shumicën dërrmuese të klerikëve të Greqisë, me origjinë arvanitase, të cilët refuzojnë dhe përbuzin referimin në atë gjuhë, më shumë nga mosnjohja, injoranca dhe paragjykimet.

Fan Noli lindi në Trakë dhe pas shumë përpjekjesh të dështuara që të merret vesh me faktorin grek, mori përsipër vetë rolin udhëheqës, që të shpallë kishën autoqefale shqiptare, duke dashur të shpëtojë nga politika e Patriakanë, e cila nga njëra anë i donte shqiptarët dhe sidomos ortodoksët si grekë dhe organizonte gjuhësimin helenik të çdo shqiptari ortodoks, por nuk pranonte në asnjë mënyrë myslimanët ose katolikët



shqiptarë. Noli, megjithëse vetë ishte i krishterë ortodoks, tregoi një respekt të admirueshëm ndaj dogmave dhe feve të tjera si dhe ndaj udhëheqësve të këtyre feve, duke parashikuar e parashtruar bashkimin e popullit dhe këtë historia do t'a njohë e do t'i jetë mirënjohës në shekuj.

Besimi dhe ideologjia e njerëzve duhet të jetë e respektuar dhe të pacënuara nga askush. Besime dhe ideologji që janë bërë të pranueshme nga populli gjatë shekujve, kanë krijuar, atë që themi Traditë. Janë gatuar me ekzistencën dhe historinë e çdo populli.

Ka të ngjarë të vijnë epoka të tjera që fetë dhe ideologjitë të ndryshojnë, por mjerë ata nëse atë ndryshim do ta shoqërojnë me çrrënjosjen dhe hedhjen tej të feve dhe të ideologjive të vjetra si krejt të pavleshme. Populli ka aftësinë të mbledhë dhe të kujtojë elementët më të rëndësishëm të cilado feve (besimeve) adhurimi ose dhe të ideologjisë dhe t'i përmbushë e shartojë me mendime të reja. Ka mundësi pra, që të mos pajtohemi me besimin, me një ideologji, por duhet t'i respektojmë atij, duke respektuar kështu ata njerëz që i besojnë ato. Këtë na e imponon humanizmi i vërtetë. Këtë shpreh edhe populli juaj, këtë e tregon ky popull i mençur, si shembull i pashoq dhe i vetëm në botë, si shembull i ndritur në botë, duke bashkëjetuar në vllazëri të plotë ortodoksët, katolikët, bektashinjtë, alevidët, duke respektuar njëri-tjetrin, fenë e njeri-tjetrit dhe besoj se është ç'ka më madhështore dhe e vetme në botë shembulli i njerëzve me kulturë të lartë dhe vërteton mendimin e shkencëtarëve, që ju konsiderojnë bij të vërtetë dhe të pasur të racës pellazgjike.

Shpresoj dhe uroj se bashkësia e shqiptarëve ortodoksë në Greqi do të jetë ruajtëse e patundur e kësaj tradite të vetme në botë dhe duke mbajtur besimin, do të shpërndajë e përforcojë dashurinë dhe bashkëpunimin vëllazëror me shqiptarët e tjerë, të cilido dogme ose besimi qofshin dhe kjo

duket nga mbledhja e sotme, ku nga sa shikoj, e ndjekin jo vetëm ortodoksë, por edhe katolikë e myslimanë, komunistë, akoma dhe paganistë. Kjo është bukuria e madhe e popullit tuaj. Ta ruani atë si hajmali të vyer në zemrën dhe mendjen tuaj.



**6**

Aristidh Kola

**RRENJA JONË ARBËRORE**

Rrënjë e fortë arbërore,
Kush mund të të presnj?
Kush mund të të fshjehnj?
Rrënjë e fort arbërore,
Lulje e fleta meta more.

Rrënjë e fortë arvanite,
Rrënjë e burrave të motit,
Rrënjë Heraklliut e Akillefit
Rrënjë Aleksandroit edhe Kastriotit,
Rrënjë e firtë arvanite,
Nga merr shpirt e meta rrite?

Rrënjë e fortë shqiptare,
Rrënjë e Boçarit e Bubullines,
Rrënjë e fjales besalidhes,
Rrënjë e bukurisë dhe trimereses,
Rrënjë e fortë shqiptare
Nga ajo jeta nuk u bare

Rrënjë e argjendtë të Greqisë,
Hiu e pluhuri t'Anatolise

Të pështroi, të luftoi, nuk të mundi
Nuk të shuajti nga jeta
Rrënjë e argjiendtë të Greqisë
Ajo je të Shqipërise dhe t'Arbërisë.

Me gur-madhe të keinë pështruar
Thanë se u buarsh nga jeta,
Thanë se u thajt, thanë se vdiqe
Vune nje pempë të hollë në varr.
Edhe thanë:
"Kjo ishtë nga rrënja e parë".
Thanë rrema, thanë psefti
Logapiasesin pa ty.

Rrënjë e fortë, rrënjë e argjendtë
Hape dhenë, e çajte gurin
Dhe ne diall nxore kurmin!
Nxore kllara, nxore fleta
Dhe gëzonet tuti jeta.

Bekuar rrënjë
e bekuar nga Mëma-Dhe,
Bekuar rrënjë nga Zoti Diall!
Bekuar rrënjë me ujit Detit:
Lulëzo si bukuria e Afrodites!
Lulëzo si dhri ne male,
Trimëronu, lulëzo dhe bukuronu!

Athinë, 1984.

# KREU III

# INTERVISTA PËR SHTYPIN SHQIPTAR

**7**

## Bashkëpunimi serioz mes Greqisë e Shqipërisë zgjidh shumë probleme

***Në intervistë z. Aristidh Kola, kryetar i Shoqatës Arvanitase "Marko Boçari" në Greqi.***

Intervistoi Albert ZHOLI, 26 qershor 1996.

**Aristidh Kola lindi më 8 korrik 1944 në një fshat arvanitas të zonës së Thivës. Pasi mbaroi Gjimnazin dha provime në universitet, duke hyrë në shkollën filozofike, në avokaturë. Punoi si avokat deri në 1993. Në këtë vit boton librin e parë me titull "Arvanitët dhe origjina e grekëve" i cili pati një sukses të madh, aq sa tani po përgatit ribotimin e tij të tetë. Që atëherë e deri më sot merret me tema që i përkasin historisë, gjuhës dhe trashëgimisë së arvanitasve. Prej 1985-ës është kryetar i Shoqatës së arvanitasve "Marko Boçari" të Greqisë, e cila u themelua më 1981 nga një grup intelektualësh, në krye të cilëve ishte z.Jorgo Marunga. Z.Aristidh Kola është nga personalitetet më të njohura të Diasporës shqiptare në fushën e kulturës.**



*1.- Z. Aristidh, mirsevini në faqen "Emigracion". Na prezantoni ju lutem, diçka për shoqatën që kryesoni dhe për veprimtarinë tuaj?*

Është e vështirë të thuash se sa është numri i arvanitasve të Greqisë. Ata, me përpjekjet, sakrificat dhe heroizmin e tyre ndihmuan shumë për Çlirimin e Greqisë nga sundimi turk. Disa nga personalitetet më të mëdha politike dhe ushtarake të kohës në Greqi janë arvanitas. Në 4 ditarët që botoi shoqata përmenden emrat e arvanitasve më të mëdhenj, heronj, kryeministra, akademikë dhe piktorë. Janë emrat e mëdhenj të teatrit, muzikës, teknikës, arvanitas si: **Melina Merkuri, Grikori Bithikoçi, Dhimo Muço, Eli Lambeti, Jani Argjiri dhe Odisea Elitis**, (akoma nga ana e nënës së tij). Sot nuk është e mundur të bësh një regjistrim të saktë dhe të thuash: Kaq janë arvanitasit! Ajo që mund të thuhet janë vendet ku kanë qenë kohë më parë dhe vazhdojnë të jenë të stabilizuar arvanitasit. Dhe ato vende janë: **Peloponezi, thellësia e territorit grek, ishujt e Argosaonikoit. Evia dhe Qikladhes (janë 12 ishujt). Vendosje të arvanitasve kemi akoma edhe në Kretë, në shtatë ishujt dhe kryesisht në: Viotia, Evia, Argolidha, Argosaroniko, dmth në qendrat historike të Greqisë së vjetër**, ku pjesa dërrmuese e popullsisë ishin arvanitas. Aty është ruajtur gjuha deri tani, si edhe në disa vende të Mesinias, Ahaias, dhe të Arkadies. Në shumë zona të tjera gjuha humbi shpejt si në: Etoloakarnania, Lakonia dhe në ishujt Qikladhes. Sot shqiptare flitet edhe në Epir dhe Thrakë, por ajo popullsi nuk hyn tek arvanitasit d.m.th. tek ajo popullsi që u vendos në grup në Greqinë Jugore në shek. e XIV-të. Më e shumta e grekëve, kush më pak e kush më shumë, lidhen me rrënjët arvanitase që në lashtësi. Akoma edhe ata që erdhën në Greqi pas vitit 1922 nga Azia e Vogël, në një farë mase lidhem ne rrënjët arvanitase, kryesisht ata që erdhën nga Izmiri, nga

Stambolli, nga Prusa etj. Një shembull të vogël: në Stamboll ekziston një lagje që quhej "Arnautqoi", që do të thotë fshat arvanitas të krishterë, më e shumta e tyre kanë ardhur në Greqi. Pak nga pasardhësit e sotëm e njohin origjinën e tyre të vjetër arvanitase. Të shtoj edhe diçka, Shoqata e arvanitasve merret edhe me transmetimin e dokumentave zakonore të arvanitasve, me ruajtjen e gjuhës sonë, njohjen e rolit historik dhe kulturor të arvanitasve në krijimin e Greqisë bashkëkohore. Botojmë periodikun mujor "BESA". Kemi botuar një ditar album me 12 kryeministra arvanitas, një ditar me heronjtë më të rëndësishëm të vitit 1821, një me 12 akademistët, një me 12 piktorë dhe veprat e tyre përfaqësuese, një ditar kushtuar gruas arvanitase, një për 200 vjetorin e lindjes së Marko Boçarit. Zhvillojmë edhe festivale këngësh e vallesh, etj..

Libri im i parë titullohet "ARVANITASIT DHE ORIGJINA E GREKËVE". U botua në vitin 1983. Ai ka dy pika referimi bazë. Pellazgët në lashtësi dhe arvanitasit në periudhën bashkëkohore grekë, se "**Historia greke që nuk ka parasysh pellazgët dhe, arvanitasit, as greke dhe as histori është".**

**Në 1991 përfundova veprën time "Gjuha e perëndive", një studim për fenë e lashtë greke dhe idhujt e saj, për emrat e perëndive dhe të idhujve, për lidhjet e tyre me emërtime vendesh. Fjalët, emra dhe toponimet fshehin një histori të tërë, e cila del në dritë përmes interpretimit të origjinës së tyre. Libri im i fundit ka titullin "1991-1994, Greqia në grackën e Serbëve të Miloshevicit" që është një denoncim i politikës së jashtme të atëhershme të Greqisë, e cila është tërhequr nga premtimet e rreme të serbëve për gjoja zgjidhjen e çështjes së Maqedonisë, dha gjithçka për të ndihmuar synimet e mëdha të Milosheviçit, Karaxhiçit dhe shoqërisë së tyre, duke arritur deri aty sa të izolohet nga shtete e të tjera, dhe më e keqja duke tronditur marrëdhëniet e saj me Shqipërinë fqinje.**



*2.- A keni qenë ndonjëherë në Shqipëri?*

Shqipërinë e kam vizituar katër herë. Herën e parë dhe të dytë isha i ftuar nga institucione shqiptare. Herën e tretë vajta të shpjegoj mënyrat e bashkëpunimit ekonomik midis Greqisë dhe Shqipërisë, duke menduar se marrëdhëniet do të kapërcejnë krizën dhe se Greqia së shpejti do të kuptojë se vëllezër të vërtetë të sajë nuk janë serbët, por shqiptarët. Faktikisht nuk arrita rezultatet që doja, megjithatë, thellë brenda vetes kam parandjenjën se një bashkëpunim serioz në të gjitha fushat, midis Greqisë dhe Shqipërisë do të zgjidhte një sërë problemesh midis dy vendeve. Herën e fundit vajta inkonjito. Dëshiroja t'u bëj një vizitë miqve të mi, me të cilat kalova ditë të paharruara. Paralelisht u përpoqa që të prek dhe të vë në rrugë të drejtë çështjen e aftësive dhe veprimtarive artistike e kulturore të emigrantëve shqiptarë në Greqi, duke diskutuar me artistë të mirënjohur.

*3.- Me që ra fjala tek emigrantët shqiptarë, a keni ndjekur jetën e tyre në Greqi dhe ç'mendim keni për këtë emigracion ilegal?*

Emigracioni dhe hyrja në grupe e shqiptarëve në Greqi përbën një ngjarje të gjallë, historike me përmasa që nuk janë vlerësuar. Për mua është një vërtetim i gjallë i Teorisë Pellazge. Të gjithë ata që janë konsideruar si fise të lashta greke si Ahhet, Jones Eolët, Maqedonasit vijnë nga pellazgët në periudha të ndryshme nga i njëjti vend i Ballkanit Veriperëndimor. Dhe unë që e mbështes atë teori, nuk mund ta imagjinoja se në fund të shekullit XX, kur shtetet bashkëkohore kanë intuitë konsoliduese për kombësinë e shtetit, do të kishte akoma një shpërngulje të tillë nga i njëjti vend. Isha natyrisht nga të paktit, për të mos thënë i vetmi, që kisha kapur përmasat, shtrirjen dhe rëndësinë e kësaj ngjarje historike, por zëri im nuk

dëgjohej sepse, në këtë periudhë Greqia u lidh, me politikën serbe të Milloshevicit dhe mbante qëndrim armik ndaj emigrantëve shqiptar, ndryshe nga populli grek që në fillim, siç e dini, priti me dashuri dhe krahëhapur vëllezërit shqiptarë. Propaganda bashkëkohore e shtetit mund të kthejë natën në ditë dhe ditën në natë. Kështu u mashtrua dhe i gjithë populli grek që mbajti shpesh herë një qëndrim me rezerva, në disa raste, edhe armiqësorë ndaj refugjatëve shqiptarë. Natyrisht **propagandën antishqiptare e ndihmuan e dhe disa elementë keqbërës që fatkeqësisht erdhën në Greqi**.

Ruaj marrëdhënie të mira me shumë refugjatë shqiptarë, shumë prej të cilëve bënë prokopi në Greqi dhe, me qëndrimin, punën, moralin e tyre të lartë, imponojnë tek njerëzit simpatinë dhe admirimin. Kohët e fundit përpiqem të kem marrëdhënie me njerëz të artit, të arsimit, të profesioneve të ndryshme tek të cilët kam theksuar vazhdimisht se e kanë për detyrë të ndryshojnë opinionin negativ që është krijuar në Greqi për shqiptarët. Miku im K. Traboini krijoi gazetën "Egnatia", të cilën vazhdon ta botojë e pasionuara Floriana Paskali. Këngëtari dhe piktori Robert Alia-Dragot, ka vënë në qarkullim një kasetë me këngë shqiptare dhe greke, ka bërë 4 ekspozita të suksesshme pikture, që krijuan ndjenjë dhe emocione të mëdha. Mikja ime Majlinda Zeneli botoi një zgjedhje poetike dhe tërhoqi vëmendjen dhe mbarë opinionin. Një zgjedhje poetike me interes të veçantë, që përfshin vjersha të refugjatëve shqiptarë, botoi Kolec Traboini. Është një poezi që përveç interesit letrar ka edhe interes historik. Janë dëshmi tronditëse, refugjatësh të ndjeshëm shqiptarë në Greqi. Janë vjersha që nuk vijnë nga poetë të mëdhenj dhe të njohur, por në një moment do të bëhet e kuptueshme, se ato përbëjnë grimca tronditëse të fjalës, të artit dhe të eksperiencës. Gazetarë të mirënjohur si miku im Robert Goro punojnë në Greqi dhe gëzojnë respekt të veçantë. Ndërsa shumë artistë letrarë dhe



poetë si Xhevahir Spahiu kanë ardhur në kontakt që të bëjnë të njohur në Greqi poezinë shqiptare dhe për këtë po bashkëpunojnë intelektualë kryesisht të përmendur që jetojnë si refugjatë në Greqi.

*4.- Po shtypin shqiptar, a e ndiqni?*

Dikur më dërgonin të gjitha gazetat shqiptare, mjaft prej tyre i lexoja, por në përgjithësi nuk më mbetet kohë që të ndjek sistematikisht dhe pa mungesa shtypin. Nuk kam preferencë të veçantë për ndonjë gazetë. I jap rëndësi atij teksti që më përket dhe më intereson.

*5.- Cilat janë hobet tuaja ?*

Një nga hobet e mia të dashura është peshkimi dhe noti. Kohë më parë, hobi im, ose më mirë pathosi im ishte piktura. Linda piktor por siç duket më tërhoqi një tjetër pathos, pathosi i kërkimeve të historisë, gjuhës dhe etnografisë së arvatitasve, megjithëse kam programuar që nga pjesa tjetër e jetës sime një vit t'ia kushtoj pikturës, ku të përgatis 10 vepra që të shprehin intuitën konkrete për artin.

*6.- Si avokat cili është mendimi i juaj për zgjidhjen e çështjes së Kosovës?*

Për problemin e Kosovës në Greqi ka pasaktësi, mangësi dhe pikëpamje konkrete. Në librin tim të fundit "1991-1994 Greqia në grackën e Milloshevicit "informoj opinionin e lexuesit grek për problemin e Kosovës, duke ndryshuar përpjekjen propagandistike serbe se gjoja Kosova është pjesë e Kombit serb. Para se të vijnë në Ballkan sllavët, dhe në Kosovë Serbët, ajo zonë banohej nga fise ilire, greko-

pellazge si Dardanët dhe Poenët. Stërnipa të këtyre popujve ilir janë shqiptarët e Kosovës dhe të Shkupit (Maqedonisë). **Para një shekulli kur serbët përpiqeshin të nguleshin në Kosovë, politikanët grekë dhe të njohur u përgjigjeshin: "Nuk keni asnjë të drejtë historike mbi këtë zonë e cila banohet nga shqiptarë, vëllezërit tanë, dhe me të njëjtin atësi nga Pelazgët, stërgjyshin e përbashkët"** ( shih Vic. Berard) Odhiporikostin Maqedonia 1986. Shpresoj se prapë ndjenjat e grekëve ndaj shqiptarëve do të bëhen së shpejti vëllazërore dhe do të përforcohet përpjekja e kosovarëve që të fitojnë lirinë e tyre. Në Kosovë, shpejt a vonë do të luhet përsëri fati i Ballkanit dhe në qoftë se shqiptarë dhe grekë do të gjejnë mirëkuptim, do të dalin të fituar. Kush e kuptoi e kuptoi.

*7.- Për situatën politike në Shqipëri sot, ç'mund të na thoni?*

Nuk ndjek politikën e konsumit të brendshëm, vetëm atë që u përket marrëdhënieve me Greqinë, dhe mëkëmbjen ekonomike të vendit me çmimin më të vogël. Që të mëkëmbet Shqipëria ekonomikisht do 10-12vjet. Në qoftë se do të humbas autoritetin e saj kombëtar, për mëkëmbjen e saj ekonomike, do ta paguajë shtrenjtë. Disa situata ekonomike shoqërore mund të dërgojnë cilësi morale, kulturore dhe tradita shekullore brenda një nate. Shpresoj se traditat shekullore që karakterizojnë popullin tuaj do të mbijetojnë dhe nga kjo provë e madhe e kësaj periudhe kalimtare.

*8.- Për ç'personalitete politike shqiptare sot gëzoni respekt?*

S'kam një mendim konkret për këtë, por edhe po të kisha nuk do ta shprehja. Do të shprehem kur politikanë nga Greqia dhe Shqipëria do të arrijnë të paktën aq që ëndërroi por nuk arriti ta realizoi Ali Pashai. Të bashkohen dy popujt



vëllezër duke lënë mënjanë dallimet fetare dhe kështu të bashkuar e të fortë të çojnë rrugën për të ardhmen, pa patur frikë e nevojë për asnjë armik, për asnjë mbrojtës.

8

## Njeriu që “në gojën e ujkut” ishte në betejë me kosovarët

Bisedë: Me arvanitasin e madh, Aristidh KOLA

Intervistoi Abdurahim ASHIKU, 9 shkurt 2000.

*1.- Çfarë mund të na thotë Aristidh Kola për veten e tij?*

Linda më 8 korrik 1945, në fshatin Leondari të Thivës(Tebes), një fshat arvanitësh që atëherë quhej Kaskaveli. Atje viteve të hershme bënin djathin e mrekullueshëm Kackavall, ladhotiri (djathvaji). Fëmijërinë e kalova në fshat, në një mjedis ku jo vetëm gjuha, por edhe doket e zakonet, këngët e vallet, morali, sjelljet dhe karakteri i njerëzve mishëronin në mënyrë të theksuar karakteri i arvanitit.

Në vitin 1963 fillova studimet në Universitetin e Athinës në drejtësi. Pas diplomimit, deri në vitin 1987 vazhdova të ushtroja profesionin e avokatit.

*2.- Kur filloi dhe sa janë përmasat e punës suaj në shërbim të studimit të çështjes arvanitase?*

Fillimet u përkasin viteve 1970, por nga viti 1976 mund të them se jam marrë sistematikisht me gjurmimin dhe studimin e gjuhës arvanitase, të historisë dhe të folklorit arvanit. Fryt i atij studimi të gjatë ishte libri im i parë: “ARVANITËT DHE PREJARDHJA E HELENËVE”. Libri, që nga viti 1983 e deri sot është në rend të ditës dhe ka bërë 9 botime. Libri nuk është



ndonjë histori arvanitase, por rishikim dhe ripërcaktim i historisë helenike në përgjithësi. Këtu qëndron origjinaliteti i tij, zhurma dhe interesi i madh ndaj tij. U përpoqa të faktoj, dhe më duket se e faktova se historia greke që nuk merr parasysh arvanitasit në epokën e re dhe pellazgët në atë të lashtë, as greke e as histori nuk mund të quhet, është thjeshtë një histori e sajuar.

Do të vijë koha të shkruaj historinë e arvanitasve. Dhe në qoftë se nuk do t,a arrij unë do t’a bëjnë bashkëpunëtorët e mi më të rinj, në bazë të ideve dhe udhëzimeve të librit “Arvanitët dhe prejardhja e helenëve”. Këtu qëndron edhe vlera e madhe e këtij libri; një libër i ngjalljes së vetëdijes dhe jo një rrëfim historik.

*3.- Aristidh Kola ishte i pari, në ballë të mbrojtjes së çështjes kosovare e të popullit të Kosovës në ditët më të vështira të tij. Cilët ishin motivet e kësaj mbrojtje?*

Që në vitin 1991 kisha parashikuar zhvillimin e ngjarjeve të lidhura me Kosovën, lëvizjet e Milloshevicit dhe të qarqeve nacionaliste të Beogradit. Shqetësohesha sepse në planet e tij të çmendura donte të ngatërronte edhe Greqinë me qëllim që të gjejë mbështetje për zgjidhjen e problemit shqiptar. Kërkonte nga Greqia që t,a ndihmojë në çastin e përshtatshëm me një kundërgoditje në Jug të Shqipërisë. Po ashtu kërkonte edhe nga Gligorovi të përgatitej për një përballim të përbashkët të problemit, sepse edhe në atë shtet, shpejt apo vonë do të ngrihej problemi i shqiptarëve.

Siç e dini, çdo veprim politik ose ushtarak, që të ketë sukses, kërkon një parashtrim teorik për t,i bind aleatët dhe popullin.

Milloshevici foli si ortodoks i krishterë në kishën greke, e cila është me ndikim të madh në popull, foli si komunist në Partinë

Komuniste Greke dhe si socialist popullor në PASOK. Ai me nacionalizmin dhe serbomadhizmin e tij arriti të mallëngjente nacionalistët dhe shovinistët e këtushëm. Ai mundi të rrëmbejë dhe të ngatërrojë shumicën e botës politike greke dhe si rrjedhojë edhe të popullit. U gjendën disa gazetarë grekë të cilët kuptuan, parashikuan dhe denoncuan planet aventureske gjakatare të Milloshheviçit.

Unë më duket se isha i vetmi që kisha theksuar dhe paralajmëruar se propaganda filoserbe dhe antishqiptare, e cila asokohe sapo kishte filluar, ishin dy anë të se njëjtës monedhë.

Atëherë ishte shumë e vështirë të shkruaje e denoncoje për këto, sepse e gjithë bota politike dhe kisha qenë viktima të një mashtrimi dhe të një aventure me rrezik shumë të madh. Nuk ishte fjala se kisha frik për jetën time, por se nuk do të më dëgjonte askush. Shikoja se Milloshheviçi, Karaxhiçi, Shesheli, Arkani dhe bandat e tyre kriminale prisnin të lajnë hesapet me Bisnjën dhe me Kroacinë dhe pastaj të lajnë duart një herë e mirë me Kosovën. Atëherë, për herë të parë, ndonëse gjithnjë kisha qenë antiamerikan, thashë: "Nuk ka shpresë tjetër vesh Amerikës".

Jeta luan lojëra të çuditshme; shumë herë mbytesh nga miqtë dhe shpëtohesh nga armiqtë.

Në qoftë se nuk ndërhynte Amerika dhe Europa do të kishin probleme shumë të mëdha, të cilat u përpoqa t'i tregoja dhe t'i theksoj në libër. U përpoqa të lajmëroj udhëheqjen politike se po luan haptazi me zjarrin duke vënë në pikëpyetje vetë ekzistencën dhe tërësinë e shtetit grek. Mjerisht ai libër u varros krejtësisht në Greqi. Nuk pat asnjë jehonë dhe popullaritet kur u botua në vitin 1995.

Në vitin 1999, kur shpërtheu kriza në Kosovë ua dërgova librin disa politikanëve me horizonte të hapura dhe e rivendosa në librari, ku ndonëse u shit, nuk iu dha përsëri asnjë popullaritet. Një vello heshtjeje! Ekzistonin njerëz këtu që



kujtonin se Greqisë i leverdiste një "Serbi e Madhe". Për fat të mirë grekët kurrë nuk do të mësojnë se çdo të thoshte për Greqinë një "Serbi e Madhe". Këtu nuk mungon vetëm njohja e historisë. Mungon edhe fantazia....

Për sa i përket "betejës së kanaleve" e dija se shkoja në "gojë të ujkut". Më kishin ngritur kudo kurthe, nuk më linin të flas kur shikonin se po ndikoja në opinionin publik me mendimet e mija. Shkoja i ndërgjegjshëm për të gjitha ato vështirësi dhe bashkë me mua shkonin edhe miq e bashkëpunëtorë të tjerë si Jorgo Miha dhe Jorgo Korizis dhe njerëz të tjerë të ndershëm, me të cilët nuk kisha kontakt dhe bashkëpunim deri atëherë si R.Sumeris, Xhanetakos, Theothoraqis(jo kompozitori), Dhimu e të tjerë. Bëmë një betejë krejt të pabarabartë, një betejë ama që e kishim detyrë t'a bënim. Ekzistonin sigurisht rreziqe të mëdha, por kur vendos të bësh diçka të rëndësishme në jetën tënde patjetër duhet të kesh parasysh gjënë më të keqe dhe të kesh vënë "kokën në torbë".

*4.- Vepra juaj "Greqia në kurthin e serbëve të Milloshheviçit" e botuar edhe në shqip, e që evokon ngjarjet e Bosnjës a do të pasohet nga një volum i dytë me temë Kosovën?*

Libri "Greqia në kurthin e serbëve të Milloshheviçit" e ka përkthyer Mite Guga. Libri ka një parathënie të bukur të mikut tim të dashur, Moikom Zeqo, me të cilin jam njohur para disa viteve në Athinë bashkë me të madhin, Dritëro Agollin.

Ishte një joshje e madhe të shkruaj një pjesë të dytë me ngjarjet e fundit në Kosovë, Por, si ka thënë Gëte: "Ndërsa arti është i pafund, jeta është e shkurtër". Nuk kam kohë. Po përpiqem të botoj veprën time "Zeusi pellazgjik dhe lajthitja indioeuropiane", ku përcjell materiale dhe të dhëna shumë të rëndësishme, për periudhën parahistorike dhe kryesisht për paraardhësit e kosovarëve, Dardanët. Nga ana tjetër shumë

gjëra i kam shkruar në revistën ”Arvanon” me të cilën merrja pjesë në betejë bashkë me kosovarët. Dhe së fundi; problemi kosovar mori një fund fatlum.

*5.- Me çfarë planesh për çështjen shqiptare hyn Aristidh Kola në shekullin e ri?*

Planet duhet ti bëjnë vetë shqiptarët. Unë dhe sa të tjerë ju duam dhe ju ndjejmë vëllezër në të gjithë botën. Bëjmë vetëm planin ndihmë. Por që të ndihmojmë, duhet që t'i vetë me punën dhe veprat e tua të tregosh se ja vlen, se lufton në një rrugë të mirë për një qëllim të shenjtë. Barra bie mbi shpatullat e udhëheqjes politike dhe shpirtërore-kulturore të shqiptarëve. Nuk dua të hyj në fushën e politikës për shumë arsye. Dua ama të shpresoj tek udhëheqja intelektuale. Vëzhgoj ndërhyrjet dhe luftën e të madhit Ismail Kadare në fushën botërore. Është ambasador i madh i Shqipërisë në botën e jashtme. Pres akoma një lëvizje të madhe dhe mbështetjen e fuqishme të vlerave të mëdha intelektuale brenda Shqipërisë. Atje do të bëhet lufta më e madhe dhe më e vështirë, luftë kjo e domosdoshme për të ardhmen e Shqipërisë dhe të shqiptarëve. Problemin ekonomik e zgjidh lehtë shqiptari kudo që gjendet. Problemin e kombit, historisë dhe kulturës si do t'i zgjidhë në kushte kaq të vështira, me influencë e ndikime nga kaq rryma që invadojnë çdo ditë në vend ose që pranon emigrantët në vendet e huaja.
Trimeritë e Herkulit kanë nevojë për trimëritë e herkulëve të rinj intelektualë.

Kjo është rruga e ndritshme e lavdisë për njerëzit e artit dhe të shkronjave.....



**9**

## Një kuvendim-bisedë e fundme me intelektualin arvanitas Aristidh Kola

“Pak njerëz në Greqi nuk e kanë gjyshen apo gjyshin arvanitas”(Aristidh Kola)

Intervistoi Arben LLALLA, 19 gusht 2000.

*1.- Zoti Kola, donim të dinim diçka për Lidhjen e Arvanitasve të Greqisë?*

Një burrë i zgjuar dhe i zoti, me e emrin Jorgo Maruga, formoi “Lidhjen e Arvanitasve të Greqi” në vitin 1981. Në vitin 1983 ky burrë i fuqishëm vdes duke lënë shumë materiale me vlera të rralla historike për arvanitasit.
Në krye të Lidhjes u caktova unë. Po atë vit botova në gjuhën greke librin me titull “Arvanitasit dhe prejardhja e grekëve”, gjë që bëri që të më sulmonin arvanitasit, të cilët nuk e dinin as historinë, as kulturën e arvanitasve, as prejardhjen e vet nga Arbëria. Duhet që ata të lexonin dhe pastaj të bënim diçka, pra më parë teoria dhe pastaj praktika.
Me disa miq të mirë filluam botimin e një reviste që e quajtëm “Besa”. Revistën “Besa” e nxirrnim një herë në tre muaj dhe arritëm të nxirrnim 35 numra. Pra, revista pati 9 vjet jetë.
Kishim probleme ekonomike, por ndoshta më mirë mos të flasim për këto, megjithëse e patëm të vështirë, vërtetë shumë vështirë. Menduam me miqtë që të botonim për vit nga një kalendar me tema arvanitase. Kalendari i parë kishte në faqet e veta fotografitë e 12 kryeministrave të Greqisë, që ishin

arvanitas. Pastaj nxorëm kalendarin me 12 heronjtë të mëdhenj të Greqisë që ishin arvanitas (arbëreshë), më vonë doli kalendari “200 vjet Marko Boçari”. Nxorëm dhe kalendarit “Gruaja arvanitase”. Nxorëm edhe kalendarin e viti 2000, me bukuritë dhe kulturën mbarëshqiptare.
Mbas aktiviteteve të para, siç ishin: botimi i revistës “Besa”, dalja e kalendarit të parë dhe mbledhjet një herë në javë, vendosëm të shkonim fshat më fshat, ku banonin arvanitasit (arbëreshët).
Në fshatin e parë që shkuam, na pritën me lot në sy arvanitasit. Bëmë një takim të bukur, ku merrnin pjesë mbi 2000 veta, por u zgjuan sigurimsat e shtetit grek (ASFALIA) dhe SFEVA (organizatë për çlirimin e Vorioepirit). U futën brenda në godinë, duke bërë rrëmujë, na bllokuan dhe përzunë popullin arvanitas të fshatit. Të nesërmen, të gjitha gazetat e majta dhe të djathta shkruanin për ne, duke na sharë dhe thënë “njerëzit e Papadhopulit u zgjuan” (Papadhopuli, ish-diktator i Greqisë, që sundoi nga viti 1967-1974, ishte nga Peloponezi, ku shumica dërrmuese e popullsisë është arvanitase. Shën A.Llalla).
Kështu, arvanitasit u trembën dhe u larguan nga ne dhe nga Lidhja. Na luftuan ashpër, e kuptoni se çfarë u bë?!

*2.- Pse arvanitasit nuk e flasin gjuhën e tyre, pra gjuhën mëmës, tremben, kanë turp, apo...?*

Ne atë punë filluam të bënim, që arvanitasit të mësonin gjuhën e tyre. Gjuhën e mëmës, gjyshes, gjuhën e heronjve të Kryengritjes të 1821-it në Greqi. Thuaj ç’të dush, po gjuha arvanitase është gjuha e mëmës dhe e tatës sonë. Është krim ta luftosh për ta zhdukur fare atë gjuhë.
Nga ana tjetër, grekët na akuzonin se donim të zgjonim popullin arvanitas, për tu lidhur me Shqipërinë dhe shqiptarët.
A e kupton se çfarë luhej?!



*3.- Revista “Besa” është mbyllur. Tani si qëndron puna?*

Revista “Besa” u mbyll, se ne nuk kishim të holla, por në vitin 1991 erdhën mërgimtarët e parë nga Shqipëria, dhe menduam që zyrën tonë, ku mblidheshim dhe bënim revistën “BESA”, ta kthejmë në qendër për mbledhjen e rrobave për mërgimtarët shqiptar. Këtë gjë e bëmë, që populli grek të kuptojë se me arvanitasit dhe me shqiptarët ata janë vëllezër, duan apo s’duan grekët, apo shqiptarët. Këtë gjë e ka thënë dhe një njeri i madh grek dhe shprehimisht kështu: “Grekët dhe shqiptarët janë vëllezër, gjërat e tjera janë përralla”.

*4.- Kur erdhën arvanitasit e parë në Greqi?*

Arvanitasit erdhën në shekullin 14, kur u shpërbë principata e Gjin Bue Shpatës, por ka pasur shumë valë të arvanitasve nga Arbëria, disa dyndje të mëdha në Greqi. Me vdekjen e Gjergj Kastriotit-Skënderbeut, erdhën në Greqi shumë, shumë arvanitas.

*5.- Pse mbas viti 1991 dhe në fillim të vitit 1992, shohim një urrejtje të grekëve ndaj shqiptarëve dhe ftohje të marrëdhënieve greko-shqiptare?*

Kur filloi lufta në Jugosllavi dhe në Bosnjë në veçanti, filloi një propagandë e keqe kundra emigrantëve shqiptarë që punonin dhe jetonin në Greqi, ishte marrëveshja ndërmjet Milloshevịçit dhe politikanëve grekë. Pra Serbia, Maqedonia dhe Greqia kishin probleme me shqiptarët dhe filluan një propagandë të përbashkët kundër shqiptarëve në Ballkan.
Milloshevịçi, ai maskarai, i mashtroi politikanët grekë, duke u premtuar se do ta ndanin me Greqinë Rep. e FYROM-it (Maqedoninë) dhe nuk do të kishte më Republikë e

Maqedonisë. Në atë kohë kur grekët mësuan se Shkupi do të quhej “Rep e Maqedonisë”, në Greqi kishte filluar një kundërshtim i madh, ishin lëvizur dhe gurët për të mos e lënë Shkupin të quhej “Rep. e Maqedonisë”.

Kështu, në skenë doli Milloseviçi, duke u premtuar grekëve se FYROM-i do të ndahet ndërmjet Jugosllavisë dhe Greqisë. Por Milloseviçi u kërkoi grekëve që, mbasi të fitonte luftën me Bosnjën dhe me Kroacinë, të pastronte Kosovën nga shqiptarët. Atëherë grekët duhej të krijonin ndonjë problem fals, të rremë, në Jug të Shqipërisë me minoritetin grek që jeton aty, me qëllim që vëmendja e politikës dhe ushtrisë të Shqipërisë të përqendrohej në jugun shqiptar. Serbia në atë moment do të zhdukte nga Kosova, me luftë, të gjithë shqiptarët e atjeshëm, sepse politika shqiptare do të përqendrohej në Jug, ku grekët do të provokonin rrëmujë dhe, kështu, shqiptarët e Kosovës do të braktiseshin nga shteti amë Shqipëri.

(Ky ishte plani i Milloseviçit që mashtroi grekët në politikën e tyre të vitit 1992-1995. Provokimet greke në Jugun shqiptar nuk munguan nga ana e grekëve, p.sh. më 1993 përzihet një prift grek nga Gjirokastra, z.Kristo Stamos, si person i padëshirueshëm. Më 1994 pesë grekë arrestohen dhe akuzohen për veprimtari në dëm të shtetit shqiptar. Më 10 prill 1994, një komando terroriste e organizatës MAVI sulmon një repart ushtarak shqiptar në fshatin Peshkëpi të Gjirokastrës, duke vrarë kapitenin Fatmir Shehu dhe ushtarin Arben Gjini. Piloto grek Kosta Vrakas hedh fletushka nga avioni I tij në Jugun e Shqipërisë me shkrime kundër kryetarit të shtetit shqiptar prof.dr.Sali Berisha, më 21 gusht 1994 (shën. A.Llalla)

Unë këto i kam shkruar në librin tim me titull “Greqia në kurthin e serbëve të Milloseviçit”, botuar më 1995 në gjuhën greke dhe më 1998, në gjuhën shqipe.



Kundër shqiptarëve u vunë komunistët e deri tek të djathtët në Greqi; partitë, gazetat, televizionet ishin me serbët dhe shpreheshin kundra shqiptarëve.

Unë në atë kohë shkruaja i vetëm dhe u thoja grekëve: “Ku shkoni, mor të paditur, të luftoni kundra vëllezërve?! Ne jemi vëllezër me shqiptarët dhe jo me serbët”.

Pastaj u sëmura rëndë nga mërzia e madhe, se po luftoja i vetëm. Për një çast e pashë se isha i vetëm për të mbrojtur çështjen e shqiptarëve të Kosovën dhe dhashë dorëheqjen si Kryetar i Lidhjes së Arvanitasve të Greqisë. Në krye të Lidhjes në fillim u vu Jorgo Gurizis. Më vonë bëmë votimet dhe u zgjodh Jorgo Mihas në krye të Lidhjes. Në këtë kohë unë, për të ndihmuar propagandën shqiptare dhe në veçanti shqiptarët e Kosovës, me shpenzimet e mia personale botova revistën “ARVANON”, një revistë e bukur, që u pëlqye shumë në Greqi. Përsëri u sëmura rëndë dhe më duheshin të holla për spital dhe mjekët. Kështu, u mbyll edhe revista “ARVANON”.

Nuk kisha më forca, nuk isha më i ri si atëherë, kur çdo javë mbanim seminare për gjuhën arbërore fshat më fshat, ku banojnë arvanitasit (arbëreshët).

### *6.- Sa arvanitas ka në Greqi?*

Asnjë nuk e di, janë në miliona, sepse të pakët janë ata njerëz në Greqi që nuk e kanë gjyshen apo gjyshin arvanitas. Ka fshatrat të tëra me arvaniats, si p.sh. Thiva, Poleponezi, Korinthia, Arkadia, Spata, Atikia, Eubea, ishujt Idra, Speca, Andro etj. Atje ku arvanitasit janë të përqendruar në numër të madh, gjuha arvanitase vazhdon të flitet edhe deri më sot. Atje ku arvanitasit janë në pakicë, gjuha arvanitase ka humbur. Por gjuha arvanitase nuk është gjuhë e punës së përditshme. Ajo është gjuhë e zemrës, e mëmës dhe e tatës, është gjuha e shtëpisë, e vatrës. Në qoftë se rritesh pranë gjyshit dhe gjyshes,

ashtu siç u rrita unë, e mëson gjuhën arvanitase, sepse tata dhe mëma janë në punë të shumtin e kohës.

*7.- Shteti italian më 15 dhjetor 1999 miratoi ligjin nr.482 me titull-''Norma në lëndën mbi mbrojtjen e pakicave gjuhësore, historike, që na intereson për arbëreshët e Italisë, sipas të cilit lejohet mësimi i gjuhës amtare nëpër shkolla dhe shkrimi i shkresave në dy gjuhë atje ku arbëreshët janë shumicë.*
*Po në Greqi pse nuk është miratuar një ligj i tillë, kur dihet që Greqia është anëtare e BE-së?*

Arbëreshët e Italisë e kishin harruar gjuhën e tyre; pak njerëz, shumë pak e dinin gjuhën e mëmës Arbëri.
Kurse ne, arvanitasit e Greqisë, nuk e kemi harruar gjuhën tonë, gjuhën e arbërit. Gjyshërit dhe baballarët tanë kur i ndalonte djalli që të flitnin dhe t'u mësonin fëmijëve të tyre gjuhën arvanitase, ata ua mësonin edhe më mirë, kacafyteshin dhe bënin sherr, për mbrojtjen e gjuhës dhe identitetit arbëresh.
Më parë në fshatin tim, kur isha i vogël, po të mos dije arvanitika (shqip), miqtë dhe shokët të tallnin, të vinin në lojë, të injoronin. Ndërsa sot........!?

# KREU IV

# SHTYPIN SHQIPTAR SHKRUAN PËR HUMBJEN E ARISTIDH KOLËS

## 10

## Prezantohet libri "Antonio Belushi dhe magjia e traditës popullore" i autorit Aristidh Kola

Nga Arben LLALLA

Para pak kohësh në ambientet e sallës të korrespondentëve të shtypit të huaj në Athinë u bë prezantimi i librit i shkrimtarit dhe studiuesit të njohur me origjinë shqiptare në Greqi z.Aristidh Kola.

Libri titullohet "Antonio Belushi dhe magjia e traditës popullore" dhe i kushtohet Antonio Belushit këtij shkencëtari në studimet e racës arbëreshe (arvanitas-shqiptar).

Në prezantimin e librit ishin të pranishëm shumë shqiptar, grekë dhe italianë me origjinë shqiptare, gjithashtu ishte i pranishëm edhe ambasadori shqiptar në Athinë zoti Kastriot Robo.

Hapja e prezantimit të librit filloi me një përshëndetje të ngrohtë të shkrimtarit Aristidh Kola, i cili nuk ndodhej në sallë për shkak të një sëmundje të papritur i cili u shtrua urgjentisht



në një spital të Athinës një ditë më parë, mesazhin e lexoi e shoqja e shkrimtarit. Më pas fjalën e mori zoti Jorgo Miha, kryetar i "Qendrës së studimeve Arvanitase" (arbëreshe) i cili pasi i uroi shërim të shpejtë shkrimtarit e cilësoi urat Belushin "Apostoli Pavël" i arbëreshëve. Në fund të fjalës zoti Miha tha: "Do ti shpiem deri në fund përpjekjet tona, për mos t'u nënshtruar kulturat dhe traditat tona arbëreshe".

Fjalën e mori muzikologu i njohur, Marko Dragumi, i cili i bëri një koment me pasion librit duke theksuar se: "Megjithë ndryshimet ndërmjet arvanitasve, arbëreshëve dhe shqiptarëve në mënyrën e të menduarit, të të shprehurit dhe të ndjenjave, ne jemi vëllezër të një kombi. Aq më tepër që pas kaq shekujsh i kemi ruajtur të gjalla gjuhën dhe traditat e vjetra shqiptare".

Aktorja e njohur e kinemasë dhe teatrit grek me origjinë arbëreshe, Keti Papaniko recitoi me pasion dhe me lot në sy poezitë e bukura popullore të mbledhura nga urat Antonio Belushi si" "Kali i luftëtarit", "Balada e arbëreshëve", "Nëna e të burgosurit". Mes duartrokitjeve e mori fjalën i ftuari i nderit urat Belushi, duke falënderuar të pranishmit në shqip e greqisht, ai theksoi se libri i Aristidh Kolës është libër me gjak dhe lodhje të shumtë. Ai u shpreh krenar që gjuha, feja dhe traditat e bukura shqiptare janë ruajtur pas kaq shumë shekujsh në zemrat e arbëreshëve dhe kjo tregon për vitalitet të racës sonë shqiptare. Duket se ne arbëreshët ecim përpara në rrugën tonë historike me krahët e kulturës dhe të fesë, duke mbajtur të gjalla dhe aktive lidhjet tona shpirtërore me Shqipërinë dhe Greqinë. Shpëtimi dhe ringjallja e gjuhës dhe kulturës arbëreshe nuk na vjen nga ligji, po më shumë nga veprimtaria dhe urtësia jonë-tha në fund të përshëndetjes urat Belushi.
Në fund për të pranishmit u dha një koktej.

**11**

## Vdiq studiuesi i njohur arvanitas Aristidh Kola

Nga Robert GORO

Shumë emigrantë shqiptarë që jetojnë e punojnë në Greqi u është prerë në mes gëzimi për fitoren e Shqipërisë kundër ekipit helen. Vetëm pak minuta pas përfundimit të kësaj ndeshje, ata kanë mësuar lajmin e hidhur të vdekjes së studiuesit të njohur arvanitas Aristidh Kola, i cili ndërroi jetë pas një sëmundje të rëndë që iu shfaq papritur muajin e fundit. Aristidh Kola ishte ndoshta miku më i mirë i emigrantëve shqiptarë në Greqi e sidomos i intelektualëve, shkrimtarëve e artistëve emigrantë të cilët i përkrahu pa rezerva.

Shumëkush e mban mend se me sa zjarr e mbrojti ai çështjen e Kosovës, kur iu desh të përballojë në ekranet e televizioneve greke vitin e kaluar, dhjetëra e kundërshtarëve të sulmeve të NATO-s dhe mbështetës të Sllobodan Milloshevicit. Debatet e tij televizive kanë mbetur të pashlyera, për guximin qytetar dhe forcën e argumentit; reagimet ndaj qëndrimit të tij në këto debate morën madje edhe rrugën e drejtësisë pas padive që bënë njerëz me pikëpamje diametralisht të kundërta me Aristidh Kolën. Aristidh Kola ishte një studiues i pasionuar e i aftë i trashëgimisë arvanitase në Greqi dhe partizan i flaktë i forcimit të marrëdhënieve greko-shqiptare. Ai botoi një sërë librash, ku më i njohuri ishte ai me titull "Arvanitasit dhe origjina e grekëve" që shënoi një numër mjaft të madh shitjesh e u botua tetë herë. Botoi gjithashtu një studim mbi lidhjet e greqishtes së vjetër me shqipen, titulluar "Gjuha e perëndive", si dhe librin publicistik "Greqia në kurthin e serbëve të



Milosheviçit"(1995), i cili kritikonte ashpër qëndrimin proserb të Greqisë dhe paralajmëronte për një sërë zhvillimesh të pakëndshme, të cilat ndodhën në vitet e mëpastajme. Po ashtu Aristidh Kola ribotoi shoqëruar me një koment të hollësishëm tekstin e Thirrjes së arvanitasve të Greqisë drejtuar shqiptarëve të Shqipërisë. Kohët e fundit po merrej me hartimin e një fjalori të gjuhës arvanitasve, e cila studiohej në lidhje me greqishten e vjetër, shqipen dhe pellazgjishten. Për shumë vjet Aristidh Kola ishte kryetar i Lidhjes së arvanitasve të Greqisë dhe botues i revistës "Besa", ndërsa para katër vjetësh filloi të botonte vetë revistën "Arvanon" me materiale kushtuar hulumtimit të historisë e kulturës së arvanitasve të Greqisë. Ai mbante lidhje të ngushta me gjithë qarqet kulturore të diasporës e të arbëreshëve të Italisë, ndërsa më 1986 kishte organizuar një koncert të madh të këngës arvanitasve, të cilin ëndërronte ta përsëriste, duke shtuar edhe këngët e arbëreshëve, të cilat i kishte zbuluar e përpunuar këngëtari i njohur, gjithashtu arvanitas Thanasis Moraitis. Aristidh Kola kishte vizituar disa herë Shqipërinë dhe më 1994 ishte nderuar me urdhërin "Naim Frashëri". Nga gjithë qarqet në Greqi që janë partizanë të forcimit të marrëdhënieve greko-shqiptare, vdekja e Aristidh Kolës po përjetohet si një humbje mjaft e rëndë. I ndjeri la pas gruan dhe dy fëmijë djalë e vajzë, të moshës 14 dhe 23 vjeç.

## 12

## Përshëndetja e fundit me Aristidh Kolën

*(Mbajtur në ceremoninë mortone nga Kastriot KAÇUPAJ)*

Në emër të gjithë shqiptarëve dhe të Shoqatës "VËLLAZËRIMI" këtu në Greqi, që të deshën dhe ti i respektoje shumë, po të sjellim ngushëllimet e fundit ty, Aristidh, personalitet i madh ARVANITAS, avokat dhe studiues i mirënjohur ne Greqi, ku ti u linde e u rrite, por dhe nga gjithë diaspora shqiptare. Ngushëllime gruas suaj, vajzës dhe djalit tuaj të dashur. Ngushëllime gjithë njerëzve tuaj të shtrenjtë në fshatin Kackaveli të Thivës, shokëve dhe miqve të tu, që përherë të kanë qëndruar pranë.

Në belbëzimin tonë të këtyre fjalëve janë qindra e mijëra zemra shqiptare këtu në Athinë e në të katër anët e botës, ku punojnë e militojnë shqiptarë, që sot në këtë ditë vajtojnë ikjen e parakohshme të shokut dhe mikut më të mirë të shqiptarëve. Ose, më saktë, do të shpreh dëshirën e mendimin e mijëra të dashurve të tu. Lamtumirë, ti, o Aristidh, ti, o SHQIPTAR I MADH!

Ju të shkoni i qetë në rrugën që jeni nisur, se ne s'do të harrojmë kurrë, zëri yt nëpërmjet kordonit telefonik, ashtu siç qe i ëmbël, do të jehojë në veshët tanë, ashtu siç ishe i qeshur, do të ngelesh në kujtesën tonë. Jeta jote e re e plot privacione bëri shumë miq, se qe një jetë e ndershme e me plot dashuri, se qe një jetë luftë për drejtësi, se qe një jetë studimi e përfitimi jo material, por shpirtëror, një jetë përfitimi të mijëra e mijëra zemrave patriotësh që janë mbledhur sot këtu për të dhënë lamtumirën e fundit. Mendimi juaj i hedhur në letër se:



shqiptarët i kanë gjetur të gjitha rrugët në histori përveçse bashkimit të tyre. Po të themi sot ty, që amanetin tënd ne, shqiptarët emigrantë në Greqi sot para varrit tuaj jemi një e të bashkuar. Flini i qetë në gjumin shekullor, se vepra juaj e mençur rrezaton dritë.

Lamtumirë, i dashur shok!<br>
Lamtumirë, i dashur mik!<br>
Lamtumirë, i dashur bashkëpunëtor!<br>
Lamtumirë, studiues i madh!<br>
Lamtumirë, bashkëkombësi ynë!

## 13

# Arvanitasi i madh Aristidh Kola

***"Si e njoha studiuesin arvanitas, ç'mendonte ai për marrëdhëniet shqiptaro-greke dhe veprat e tij"***

Nga prof. Nasho JORGAQI

Në këtë mes vjeshte, dha frymën e fundit në një nga spitalet e Athinës Aristidh Kola, ati shpirtëror i arvanitasve të Greqisë, kryetar i bashkësisë së tyre, i njohur dhe i nderuar si historian dhe studiues në zë i botës arbërore.

### *Njohja me Aristidhin*

Për herë të parë më kanë folur për Aristidhin bashkëfshatarët e Fan Nolit në Trakë. "Nuk e njihkeni?!"- më thanë ata të habitur në gjuhën e nënës. "Në ka njeri që bashkon arvanitët, nga Traka në ishujt e Egjeut, është Kolja!"-më përmendën librat e tij dhe revistën "Besa" që nxirrte ai. Disa muaj më vonë, m,u dha rasti ta takoj vetë Aristidhin, që me mend e kisha përfytyruar ndryshe nga sa më doli. U njohëm në një kongres ndërkombëtar të minoriteteve gjuhësore në Palermo. Para meje, qëndronte një burrë afër të dyzetave, me trup mesatar, me ca sy të qeshur si prej fëmije dhe tepër i çiltër. Gjithë qenia e tij më dukej se rrezatonte vetëm mirësi dhe dashuri. Fliste disi i ndrojtur në gjuhën arvanitase. Mbaj mend nga ky takim të më kenë mbetur fjalët: "Në fshatrat tona, pleqtë gjuhën shqipe e quajnë gjuhën e zogjve. Po fole me këtë gjuhë, je vëllai i tyre". Më pas me Aristidhin i bëmë miq: u takuam



disa herë në Athinë e në Tiranë, shkëmbyem letra dhe libra, flisnim në telefon, më dërgonte rregullisht revistën "Besa". Duke kujtuar të gjitha, tronditem që tani ai nuk është më. Iku shpejt, në moshën 56-vjeçare, në kulmin e pjekurisë, në valën e punëve, mes sa e sa planeve e projekteve që kishte nëpër duar për të mirën e bashkësisë arvanitase.

### *Kush ishte Aristidh Kola*

Aristidh Kola vinte nga fshati Kaskaveli i Thivës, prej kësaj krahine të njohur si vatër arvanitase në tokën helene. Mësoi në vendlindje dhe kreu studimet e larta për drejtësi në Athinë, por u mësua dhe u brumos shpirtërisht me kulturën dhe vlerat historike arbërore, me krenarinë dhe karakterin e të parëve të fisit. Puna si avokat në jetën e tij do të ishte gati e përkohshme, sepse shpejt iu përkushtua hulumtimit, studimit dhe popullarizimit të traditave amtare. Boton revistat "Besa" dhe "Arvanon", themelon shtëpinë botuese "Thamiris", zgjidhet në krye të Lidhjes të Arvanitasve të Greqisë "Marko Boçari" dhe të Shoqatës "Studimet pellazgjike", po para së gjithash punon si historian dhe publicist, duke bërë emër në fushën e albanologjisë. Brenga disa viteve boton një varg librash, si: "Arvanitasit dhe prejardhja e grekëve"(1983), që i dha menjëherë famën e një studiuesi serioz, "Gjuha e perëndive", "Proklamata e lidhjes arvanitase të viti 1899", "Fillimet e studimeve arvanitase", "Greqia në kurthin e serbëve të Milosheviçit", "Antonio Belushi dhe magjia e traditave popullore" etj. Por A.Kola nuk ishte vetëm njeri kabineti, por edhe një veprimtar i shquar, madje do të thosha lider i lëvizjes për ringjalljen e bashkësisë arvanitase. Dhe këtë ai do ta bënte përmes një veprimtarie të gjallë e të gjithanshme në terren, duke shkelur e krijuar lidhje me të gjitha vatrat arbërore, si: në Atikë e Peloponez, Trakë e Beoti, Eube dhe ishujt e Egjeut. Ai

ishte kthyer në një figurë simbol, që bashkonte vëllezërit e një gjaku, të integruar në hapësirat e shoqërisë helene. Roli kryesor në këtë ndërmarrje të Kolës do ta luanin revistat e tij, të cilat u bënë sa tribuna të mendimit arbëror, aq edhe pasqyrë e thesareve shpirtërore dhe e vlerave historike etnike. Ato janë një enciklopedi e vërtetë e botës arvanitase, e historisë dhe e gjuhës, e folklorit dhe etnografisë, e jetës zakonore dhe psikologjisë së tyre. Një pasuri e pallogaritshme dhe krejt origjinale, e vjelë nga dhjetë shekuj histori dhe përjetime të thella arbërore. E paraqitur në disa rubrika, lexuesi dhe studiuesi gjen në to gjithë rrjedhat e jetës arvanitase, nga këngët e djepit e deri tek portretet e burrave të shquar të historisë dhe të kulturës. Në këtë rast, Kola nuk është vetëm organizator dhe frymëzues i dhjetëra bashkëpunëtorëve, por dhe autor i sa e sa artikujve dhe studimeve me vlerë. Shumë interesante dhe domethënëse paraqite rubrika e letrave nga lexuesi, me të cilët kryeredaktori bashkëbisedon me mbarë vatrat arvanitase.

A.Kola është iniciatori dhe bashkëpunëtor për mbledhjen e këngëve arvanitase dhe regjistrimin e tyre në një disk, së toku me muzikantin dhe këngëtarin e njohur Th.Moraiti, që meritoi lavdërime publike nga kompozitori i madh grek, M.Teodoraqis.

Vdekja e shkëputi përdhunshëm Aristidhin, në kohën kur po përgatiste për shtyp veprën gjuhësore "Zeusi pellazgjik dhe gabimi indioeuropian", ndërsa kishte gati "Ditarin e Kosovës, dhe punonte prej vitesh për "Fjalorin krahasues të gjuhës arvanitase" etj. Ëndrra dhe objektivi i tij madhor ishte të krijonte në Athinë Institutin e Studimeve Arvanitase, një projekt që mbeti përgjysmë, por që tani, me vdekjen e tij, është kthyer në një testament për bashkëpunëtorët dhe pasuesit.



### *Mesazhet e A.Kolës*

Duke i qëndruar besnik rrënjët të veta, A.Kola, ky arvanitas i madh, po dhe qytetari denjë i atdheut helen, gjithë jetën iu përmbajt një konstanteje të palëvizshme: afrisë dhe vëllazërisë shqiptaro-greke. Kjo del nga tërë veprat e tij, por në mënyrë të veçantë duket te librat "Arvanitasit dhe prejardhja e grekëve" dhe "Greqia në kurthin e serbëve të MiloshevIçit", në të cilin, nga pozitat e historianit dhe të analistit, përpiqet të zbulojë dhe të argumentojë lidhjet e thella mes fqinjëve të përjetshëm. Nga kjo pikëpamje, nuk është e rastit pritja e jashtëzakonshme që iu bë librit të marrin parasysh se brenda disa viteve u ribotua nëntë herë. Autori mbron tezën e prejardhjes së përbashkët pellazgjike të shqiptarëve dhe grekëve dhe ndjek fatin e tyre nëpër analet e historisë përmes faktesh, argumentesh, tezash dhe hipotezash. Sipas tij, historia e shqiptarëve të Greqisë nuk nis me zbritjes e tyre në shekullin 15 e këtej, por shumë më përpara. Dhe kjo, sado e vështirë që paraqitet, në vështrimin e Kolës, parë nga pikëpamja historike, linguistike, folklorike, tërheq vëmendjen dhe i shërben së vërtetës shkencore.

### *Kujtimet e mia të fundit me Aristidhin*

Vitin e kaluar, në kohën e ngjarjeve të Kosovës, duke u gjendur në Greqi, e pashë disa herë Aristidhi në debatet televizive që zhvilloheshin në "TV Skaj" dhe "Kanali 5". I vetëm përballë të gjithëve, ai mbronte çështjen kosovare me kurajë të pashoqe dhe me argumente tronditëse, duke polemizuar me kundërshtarët fanatikë dhe filistinë. Aq i egër i tyre, sa pati dhe nga ata që e akuzuan Kolën si agjent të shtetit shqiptar, por ai i ftoi ata të dilnin në gjyq dhe të ballafaqoheshin përpara drejtësisë. Isha i prekur nga këto skena dhe, kur u

takuam pas disa ditëve, nuk dija si ta përgëzoja dhe të çmallesha. Qëndruam dhe biseduam disa herë në studion e tij, rrethuar nga librat e bibliotekës albanologjike dhe portretet e arvanitasve të shquar.

Studioja e tij në mes të Athinës ishte dera gjithnjë e hapur e emigrantëve shqiptarë, sidomos e intelektualëve. Aty do të takoje disa prej tyre në ato ditë, kur përgatiteshin për miting në sheshin "Omonia", për mbrojtjen e çështjes së Kosovës. Aristidhi u vinte në ndihmë, deri edhe për pankartat, duke përballuar shpenzimet e rastit dhe merret me mend gëzimi i madh që i ngjalli suksesi i mitingut. "Triunfoi e vërteta",- më tha dhe në këtë rast e vërteta është me shqiptarët.

Natën e fundit më ftoi për darkë. Më çoi në një lokal i VIP-ëve të politikës dhe këtu siç më tha, e bëri jo pa qëllim. Sapo hymë në restorant, ndjeva vështrimin e disa tavolinave kthyer nga ne dhe pëshpëritje. "Kastile të solla këtu, më tha, - këta janë ata që, në vend të shohin gjakun e Kosovës dhe lotët e fëmijëve, numërojnë bombat e NATO-s dhe flasin për humanizëm". Një qetësi gati mistike e mbuloi gjithë qenien e Aristidhit në këto çaste. Me kokën lart, i menduar, duke thithur llullën, qëndroi një hop dhe pastaj vazhdoi bisedën. Për Kosovën, për fatin historik të shqiptarëve, për cilësitë e tyre, që i kanë bërë të mbijetojnë në mijëvjeçarë, për lidhjet deri dhe në perënditë e lashtësisë dhe për gjendjen e karakterin e tyre plot kontraste nga më të çuditshme.

Duke u ndarë atë natë vonë me Aristidhin, ai më dhuroi numrin e ri të revistës "Arvanon". "Është numri i fundit, - më tha me gjysmë zëri. Tani për tani nuk e përballoj dot financiarisht." Nga drita e rrugës, tek u përqafuam, vura re sytë e tij të rrëmbushur dhe ndjeva shtrëngimin e fortë të duarve. Gjithë sa ndodhi në këtë takim të fundit s,ishte e rastësishme. Pak më vonë mora vesh se ai vuante nga një sëmundje e pashërueshme.



**14**

## "Engjëlli mbrojtës" i shqiptarëve

*Vdiq arvanitasi i madh i ditëve tona, Aristidh Kola*

Nga Seferina S. SERIANI

Data 11 tetor. Në katin e dhjetë, dhoma 613 e spitalit shtetëror "Evangjelizmos" të Athinës, ku prej një muaj luftonte me vdekjen njeriu ynë më i dashur Aristidh Kola. Ora 21,00. Ai përfundimisht kuptoi se jeta e tij po fikej. U hodhi një vështrim të fundit atyre që e rrethonin. Fëmijët e tij, Pano 14 vjeç e Ksenia 23 vjeçe, dëgjuan t'ju pëshpërisë me zë të dobët fjalët e tij të fundit atërore. Vdiq nga leuçemia në gjak, e cila iu shfaq papritur në maj të këtij viti.

Aristidh Kola u lind në vitin 1944 në fshatin Kaskaveli të Tebës, vend ky i populluar me shumë arvanitas, bir i një familje të tillë qe i ndjeri.
Kreu studimet në Fakultetin Juridik të Athinës në vitin 1969 dhe ushtroi për një kohë të gjatë profesionin e avokatit. Në vitin 1985 braktisi avokaturën për t'iu kushtuar hulumtimit të arvanitasve e pellazgëve. Po atë vit zgjidhet kryetar i Lidhjes së arvanitasve të Greqisë. Nis botimin e revistës "Besa" dhe themelon "Qendrën e Studimeve Pellazgjike". Në vitin 1995 në shtëpinë e tij botuese "Thamiris", që në shqipe do të thotë: E tha mirë, krijon "Qendrën e Kërkimeve Arvanitase" dhe nis botimin e revistës "Arvanon". Ka botuar shumë libra me vlerë si "Gjuha e Perëndive", "Arvanitasit dhe origjina e grekëve", "Fjalori komparativ i gjuhës arvanite", "Greqia në kurthin e

serbëve të Millosheviçit" dhe së fundit, i sëmurë në spital përfundoi dorëshkrimin e librit të tij me titull "Prometteu dhe Zeusi" libër për botimin e të cilit do të kujdeset gruaja e tij, z.Nansi Kola. Ky libër pritet të zgjojë interesim nga se në të autori ka studiuar dhe ka gjetur lidhjet e lashta që i bashkonin dy trashëgimtarët e hershëm të pellazgëve Albanët dhe Helenët. Kola ishte mbrojtës i madh i të vërtetës historike duke u bërë simbol i saj. Me njohuritë e tij të thella dhe intuitën e hollë ai parashikoi rrjedhën e shumë ngjarjeve që u vërtetuan nga koha. Kështu në librin e tij "Greqia në kurthin e serbëve të Moloshevïçit" Aristidh Kola qëndroi madhështor e bindës para njëanshmërisë proserbe të mediave greke. Në paraqitjen e tij për çdo mbrëmje në telerevista e shumë kanaleve televizive private greke, gjatë sulmeve të NATO-s mbi serbët, ai mbrojti historinë duke akuzuar politikën antishqiptare të Millosheviçit. Me këtë veprim ai vinte publikun e painformuar grek përballë dramës e dhimbshme kosovare. Po në këto ballafaqime ai mori edhe provokime e fyerje e deri akuza si "Agjent i NATO-s dhe i Shqipërisë", akuza këto që ai i gëlltiti për hir të së vërtetës. Në të njëjtën kohë ai fitoi besimin e çdo shqiptari kudo që ndodhej në Greqi. Ata adhuruan në figurën fisnike të Aristidh Kolës zëdhënësin e së vërtetës, arvanitasin dhe historianin e madh.

Shqiptarët, të cilëve ai u fliste shqip, e donin dhe e adhuronin si pak të tjerë se vërtetoi me fakte se sa i donte ata. Për këtë, me pajtim unanim të emigracionit shqiptar në Greqi i është bërë kërkesë presidentit të Shqipërisë për dekorim të tij, gjë që nuk u bë me gjalljen e tij. Por u ndje i nderuar kur në vitin e kaluar iu komunikua se një rrugë në Gjirokastër mori emrin e tij "Rruga Aristidh Kola". Aristidh Kola në çdo kohë gëzoi respekt në shtetin e të parëve. Si në vitin 1984, kur kreu i atëhershëm i shtetit shqiptar Enver Hoxha e përgëzon për librin e tij "Arvanitasit", si në vitin 1995, kur Sali Berisha, president i Shqipërisë e priti atë në selinë presidenciale të Republikës duke



i ndarë çmimin "Ismail Qemali". Ndërsa në vitin 1998, presidenti aktual i Shqipërisë z.Rexhep Meidani gjatë vizitës së tij në Greqi kërkoi takim të veçantë me Aristidh Kolën. Ai kishte miqësi po ashtu edhe me shumë personalitete të politikës, të shkencës e të arteve nga Shqipëria e Kosova.

Ai kishte miq në të gjitha shtresat e emigracionit shqiptar në Greqi. Këtë e dëshmoi edhe ceremonia e varrimit të tij, ku të pranishmit, erdhën me pikëllim në zemër e lot në sy. Rreth 1000 njerëz, gjysma e të cilëve shqiptarë, i dhanë lamtumirën e fundit mikut të tyre besnik. Qeveria shqiptare u përfaqësua nga personeli komplet i Ambasadës Shqiptare, ndërsa pati edhe përfaqësues nga Ministria e Jashtme. U vendosën kurora me lule nga presidenti i republikës Meidani, kryeministri Meta, ministri i jashtëm Milo, nga Amasada shqiptare, nga konsullatat shqiptare në Selanik e në Janinë, ndërsa nga emigracioni shqiptar në Greqi dhjeta e dhjeta buqeta lulesh. Fjalën lamtumirëse në emër të arvanitasve të Greqisë e mbajti kryetari i tanishëm i Lidhjes, Jorgo Miha dhe zëvendësi i tij Jorgo Gurizi. Në emër të emigrantëve shqiptarë foli zoti Kastriot Kaçupi.

## 15

# Tre ditë nga jeta e tij

Nga Eriolda LENGO

Mësoj nga prindërit, që z.Aristidh Kolja, ndodhet në spitalin "Evangjelizmo".
Pyesja gjithmonë njerëzit e mi për gjendjen shëndetësore, por asnjëri s'mund të më jepte një përgjigje të saktë. Kaluan katër muaj, të them të vërtetën, nuk kisha shkuar asnjëherë ta takoja. Sipas mendimeve, të njerëzve gjendja shëndetësore ishte e rëndë, dhe unë nuk kisha kurajon të shija një njeri, i cili për mua ishte idhull, të shkrihej dita ditës si qiriu.....

### *11 tetor 2000*

Zemra dhe sytë e gjithë shqiptarëve ishin të ngulitura në TV. Prisnin me padurim të shkonte ora 8 e mbrëmjes, për të ndjekur ndeshjen e futbollit Shqipëri-Greqi. Atë ditë, e kisha lënë me motrën të shkonim në spital, por mendova që të shkonim të nesërmen. Në qoftë se fitonte Shqipëria, t'i jepja një lajm të gëzueshëm. Mbas një mbrëmjeje plot ankth dhe emocion, prisja me padurim të vinte e nesërmja, t'i jepja lajmin e fitores dhe ta pyesja se si shkonte me shëndet, për t'i dhënë kurajo, se jeta është e gjatë e ne shqiptarët kemi nevojë për të, sot më shumë se kurrë. Nuk më shkonte kurrë në mendje, se mund të ishte nata e fundit, që ndodhej midis nesh.



### *12 tetor 2000*

Bie telefoni. E ngre. "Familja Lengo?", "Po"-përgjigjem. "Marr, që të them, se zoti Kolja iku nga kjo jetë, mbrëmë rreth orës 23 dhe varrimi bëhet nesër në orën 4 mbasdite, në varrezat e bashkisë në "Zografu".
Ngriva për një çast e gjithçka u nxi përpara syve të mi. E mbylla telefonin pa thënë asnjë fjalë. E hutuar nga ky lajm, u nisa për në spital, me shpresën, se mund të kishte ndodhur ndonjë keqkuptim. Por, jo, gjithçka ishte e vërtetë, një e vërtetë e pa besueshme. U ula në një stol të mblidhja vetveten e zhytur në mendime, të cilët për një çast, ndaluan në takimin tonë të parë, në zyrën e tij. I ulur përballë meje në karrige, më shikonte me sytë e tij të fryrë e fytyrën e tij të mprehtë. Herë pas here, pastronte llullën me thikën e vogël, që ndodhej mbi tryezë. Çdo gjë në atë zyrë, duke filluar nga ai, ishte shumë e ngrohtë, e ngjashme me një fole, që përqafonte në gjirin e saj të gjithë shqiptarët.

Më bënte përshtypje, dashuria e këtij njeriu, për emigrantët shqiptarë që ndodheshin në Greqi, mënyra se si fliste për ta dhe respektin ndaj tyre. Kudo, që hidhje sytë, nëpër zyrë shihej libra, që flisnin për kulturën e traditën e popullit shqiptar, si "Arvanitasit dhe prejardhja e grekëve", Gjuha e perëndive", "Gjakftotësia"e Ismail Kadaresë. Po kështu gjeje edhe libra të autorëve shqiptarë të botuara nga shtëpia botuese "Thamiris". Ndërsa lart në qendër të bibliotekës, ai kishte vendosur bustin e bardhë të Gjergj Kastriot Skënderbeut dhe pranë tij flamurin shqiptar. E ndjen, për në çast në shpirt, që nuk je vetëm, por ke pranë dikë, që të mbron, të frymëzon, që të jetosh i lirë dhe të ruash traditat dhe gjuhën tënde e pse je në dhe të huaj. Po hapa sytë me ngadalë dhe pashë se jetoja një ëndërr, një ëndërr që vraponte në makinën e memorjes e të çonte vite mbrapa.

### *13 tetor, 2000, ora 15.00, varre "Zografu"*

Lotët fillojnë të pikojnë. Ishim të gjithë aty. Emigrantët shqiptarë, jo vetëm nga Athina, por edhe nga Srlaniku, Patra dhe Kavala e mes tyre aktori i njohur Bruno Shllaku. Qëndroj për një çast pranë kishës. Kurora në emër të personaliteteve të qeverisë shqiptare veçonin. Midis tyre kurorat e kryetarit Rexhep Mejdani, kryeministrit Ilir Meta, ministrit të Punëve të Jashtme zotit Paskal Milo, Ambasadës sonë në Athinë, Konsullatës së Përgjithshme Shqiptare në Selanik. Nuk besoja që ndodhesha në varrimin e z.Aristidh Kolja. Më ishte ngulitur në mendje se ndodhej në zyrën e tij e punonte me orë të tëra. Por e vërteta u shfaq përpara syve të mi, kur pashë trupin e pajetë të z.Kolja, në shtratin e përjetshëm, mbuluar me trëndafilat e bardhë të një vajze shqiptare, mbi kraharorin e të paharruarit Aristidh Kolja, gjatë përcjelljes së fundit të tij e vështroja fytyra e qeshur të jepte përshtypjen që flinte e do të zgjohej nga ky gjumë i thellë nga çasti në çast. Por kur sytë e mi u takuan me fytyrën e dy fëmijëve të tij, Panos e Poliksenit, kuptova që çdo gjë kishte marrë fund. Erdhi ora që ti jepja lamtumirën e fundit këtij personaliteti të shquar, duke u shtrirë një herë e përgjithmonë në gjirin e tokës nënë që do e kishte pranë saj, e do i lehtësonte dhimbjen, që iku nga kjo jetë kaq i ri e kaq shpejt, pa mbaruar veprat e tij. Pra këto ishin tre ditë, tre ditë nga jeta e pashuarit Aristidh Kolja, i cili do të ndriçojë edhe atje ku ndodhet...



## 16

## Yje që nuk shuhen kurrë

*Më 14 tetor 2000, në varrezat e Zografos së Athinës u ul një yll, u ul për pak çaste për t'u ngritur e ngjitur në kostilacionin e madh të shqiptarizmës përkrah De Radës, Naimit, Nolit... Adem Jasharit.*

Nga Abdurahim ASHIKU

*"...Kur vendos të bësh diçka të rëndësishme në jetën tënde patjetër duhet të kesh parasysh gjënë më të keqe dhe të vesh "kokën në torbë".* (Aristidh Kola)

Në korrik të 1996, kur si pasojë e dhunës fizike dhe psikologjike që regjimi i atëhershëm në Shqipëri ushtronte ndaj meje dhe familjes sime, thjesht sepse isha gazetar largohesha dhimbshëm nga Dibra dhe Shqipëria ime, Dritëro Agolli i madhi i letrave shqipe, në shtëpinë e tij, do të më ngushëllonte duke më dhënë me vete një numër telefoni me një emër njeriu..."Është miku im më tha-por mbi të gjitha është mik i madh i shqiptarëve të thjeshta"

Dritëro Agolli më kishte dhënë me vete floririn e gjakut të shprishur shqiptar të kohës sonë, Herkulin intelektual të botës arvanite...

Nuk do t'a përdorja atë numër telefoni sepse nuk desha që hallin tim t'a bëja hall të atij njeriu që si do të mësoja më vonë ishte rritur burrëruar midis halleve të arvanitasve, ishte Avokat i Madh i çështjes Arvanite, profesional e shpirtëror. Dhe si pasoja ishte me të vërtetë në "gojën e ujkut".

Aristidh Kolën për të cilin hulumtova më sipër, di t'a njihja "nga afër" në qoftë se quajmë "afër" ekranin e vogël shtëpiak në ditët e vështira, por të mëdha të Kosovës, në ato ditë kur në arenën ballkanike e botërore flitej për "Herkulët e rinj", siç i quante ai luftëtarët e UÇK-së, kur shpërnguleshin dhunshëm kosovarët dhe kur thirrja e hershme e tij: "Nuk ka shpresë veç Amerikës", ishte tashmë realitet. Aristidh Kola, me një trimëri e burrëri të rrallë në histori ngjitej në ekranin e vogël grek, në atë hapësira milimetrike që ndonjë stacion televiziv kishte hapur për të, me një forcë mitike, ngrihej si Anteu mbi reaksionin grek që me mitingje e tamtame publike e kishtare ishte ngritur në përkrahje të gjenocidit makabër milloshevičian ndaj shqiptarëve të Kosovës.

Aristidh Kola, siç do të pohonte në bisedën me të më 9 shkurt 2000 kur "Problemi kosovar kishte marrë një fund fatlum", e dinte se i "kishin ngritur kudo kurthe", se "nuk e linin të flasë kur shkonin se me mendimet e tij po ndikonte në opinionin publik".

"E dija se shkoja në gojën e ujkut - më thotë ai – por shkoja i ndërgjegjshëm për gjithë ato vështirësi dhe bashkë me mua shkonin edhe miq e bashkëpunëtorë të tjerë si J.Miha, J.Korizi dhe njerëz të tjerë të ndershëm. Bëmë një betejë krejt të pabarabartë, një betejë ama që e kishim detyrë ta bënim"...

Aristidh Kola nuk ishte një "avokat i madh" e vetëm i çështjes arvanite, gjak të cilit i përkiste dhe i kushtoi tërë jetën e tij të shkurtër. Ai ishte një studiues i madh e mbi bazën e të vërtetës historike një mbrojtës i madh i historisë së vërtetë të Greqisë dhe i vendeve të Ballkanit. Siç e dëshmon në bisedën e tij, ai ishte në merak të botimit të një vepre tjetër madhore (pas asaj "Arvanitët dhe prejardhja helene") të veprës "Zeusi pellazgjik dhe lajthitja e indoevropiane" vepër në të cilën përcillen të dhëna shumë të rëndësishme për periudhën



parahistorike dhe kryesisht për paraardhësit e kosovarëve, Dardanët...

Aristidh Kola ndërroi jetë më 13 tetor 2000. Jeta e tij ishte shumë e shkurtër, 55 vjet e 97 ditë. Ai duke e ndier në trup dhimbjen që i brente shëndeti nxitonte; vraponte në veprën e tij dhe duke cituar Gëten që thoshte "Ndërsa arti është i pafund, jeta është e shkurtër" kishte besim se atë që "nuk do t'a arrijë unë do t'a arrijnë bashkëpuntorët e mij më të rinj".

Jorgo Miha, një ndër bashkëpuntorët e tij më të ngushtë dhe shok në debatet televizive në mbrojtje të çështjes kosovare, në takimin lamtumirës do t'i jepte Aristidh Kolës vlerat e njeriut që i zbuloi botës shkencore se edhe emrat e perëndive të botës etnike rrënjët i kanë në gjuhën arbërore.

Është për të ardhur keq që në atë varrim madhështor ku morën pjesë me lot në sy mijëra arvanitë, shqiptarë e grekë përparimtarë nuk u ndodh një kamerë televizive e një laps gazetari grek.

"Për fat të mirë, thoshte Kola i Arvanitasve, grekët kurrë nuk do ta mësojnë se çdo të thoshte për Greqinë një "Serbi e Madhe".

Për fat të keq, grekët e thjeshtë, nuk arritën të mësojnë nga media zyrtare e private "demokratike" se çfarë floriri i iku historisë së djeshme dhe të sotme të Greqisë. Për fat të keq!

Më 13 tetor 2000, në varrezat e Zografos së Athinës u ul ngjitur në kostilacionin e madh yjor të shqiptarizmës përkrah De Radës, Naimit, Nolit...Adem Jasharit.

Lexues!

Ngrihu në këmbë dhe vështro qiellin...Dhe qëndro një minutë në heshtje në kujtim të Aristidh Kolës së madh.

**17**

## Aristidhi rron midis nesh

Nga Kujtim VANI

Më 7 prill të këtij viti (2001) në fshatin Leandron të Thivës, rreth 100 km larg Athinës u përkujtua me respekt të madh 6 mujori i vdekjes së të paharruarit, studiuesit, ideatorit, shkrimtarit, historianit të njohur arvanitas Aristidh Kolia.

Në këtë ceremoni përkujtimore, organizuar në vendlindjen e të ndjerit nga prindërit dhe familja e tij, përveç të afërmve, bashkëfshatarve arvanitas, shokëve, merrnin pjesë avokatët e njohur Jorgo Miha, Jorgo Guranxi. I pranishëm, si gjithnjë në raste të tilla, ishte dhe ambasadori shqiptar në Athinë z.Kastriot Robo me bashkëshorten e tij. Gjithashtu kishin ardhur shumë emigrantë shqiptarë anëtarë të shoqatës "Vëllazërimi", organizatës së gruas, Konfederatës të sindikatave shqiptare etj.

Pas ceremonisë në kishën e fshatit, i ati i Aristidhit takohet me të gjithë emigrantët shqiptarë dhe i falënderon ata për nderin që i bënë, e thotë se: duhet të jemi gjithmonë grusht të bashkuar rreth njeri-tjetrit, se ashtu do të jemi më të fortë. Këtë deshte dhe për këtë luftonte dhe Aristidhi.



**18**

## Historiani dhe shkrimtari arvanit arbëror në Greqi Aristidh Kollja

### Një Hero bashkëkohor i Diasporës Arvanite Arbërore

Nga Antonio BELLUSHI

Aristidh Kollja (lindi në katundin arvanit arbëror Kaskavel-Leondarjon Viotias në vitin 1955 dhe vdiq në Athinë në vitin 2000), miku ynë i ngushtë dhe i dashur si vëlla, historiani dhe shkrimtari arvanit arbëror vdiq nga një leuçemi, më 13 tetor 2000, në moshën pesëdhjetë e pesëvjeçare, duke luftuar si një Hero bashkëkohor i Diasporës Arbërore në Greqi.

Trupi i tij pushon tashti në varrezat e Zografos në Athinë.

Për zonjën e tij, Nansi, për të bijtë, Ksenien dhe Panon, shtëpia sot është si pa dritë, dhe vatra qëndroi si pa zjarr. Edhe arvanitët arbërorë, si dhe arbëreshët që e kanë njohur, nuk kanë më ndihmën dhe përkrahjen e Aristidhit. Jemi të gjithë me një dhimbje të madhe në shpirt për vdekjen e tij.

Lajmi i vdekjes së tij na ka ardhur me vonesë, kështu që ka qenë e pamundur të merrnim pjesë për nderimet në Athinë para se të varrosej trupi i tij.

Në "Lidhja" sot do të kujtojmë Aristidhin Kollja, me një nderim vëllazëror dhe të ndershëm nga një arbëresh, i cili lidhi me atë miqësi të pathënëshme.

Veprimtaria e madhe e Aristidhit për arvanitët arbërorë, për arbëreshët dhe për emigrantët shqiptarë në Greqi, për çështjen e vëllezërve në Kosovë nuk mund të vihet, ashtu si duhet, në këtë

moment historik, pastaj pak muaj nga vdekja e tij. Megjithatë ne duam të sjellim një dëshmi.

### *Takimet me Aristidhi Kollja*

Me Aristidhin jemi takuar herën e fundit në spitalin e Evangjelismoit, në Athinë, më 23 e 26 Maj 2000. Më datën 24 Maj ishte programuar në Athinë promovimi i librit të tij me titull: "Antonio Bellushi dhe magjia e kulturës popullore".

Por Aristidhin e kemi vizituar dy herë në spitalin e Evangjelismoit në Athinë.

Shtrati i tij ishte vendosur përpara hyrjes së katit të gjashtë, afër një korridori të mbushur me të sëmurë. Infermieret dhe njerëzit shkonin e vinin të shpejtë si në një ëndërr. Nuk na dilnin dot fjalët nga goja për dhimbjen e thellë në shpirt. Por buzëqeshja ishte gjithmonë në buzët e Aristidhit: "Do të bëhet në rregull, ashtu si në program, promovimi i librit megjithëse jam këtu i sëmurë. Është Jorgo Gjeru, Jorgo Miha dhe të gjithë miqtë e tjerë që ti ke këtu. Të cilët do të bëjnë mirë".

Dorë më dorë, me sytë të shkëlqyer mbi fytyrën time, më buzëqeshje: "Çdo të bëjmë, papa Antoni, do të bëhet nesër prezantimi i librit. Sa bukur e kam përgatitur. Është një gjë historike për gjithë arbërorët këtu, të cilët do të vijnë nga shumë katunde, nga Thiva, nga Selaniku. Libri dhe veprimtaria tënde për ne këtu më dha inspiracion dhe idenë për të shkruar një vepër për të vegjëlit, për popullin. Më pëlqen shumë libri si e shkruajta. Kjo është kopja e parë për ty, dhe dua të të kushtojme këto fjalë këtu tek shtrati ku jam megjithëse dora e djathtë është e penguar nga fleboja: "Mikut tim të madh Antonio Bellushi, që më dha frymëzim për këtë libër"-Athinë, 23.V .2000,".



Bashkë me priftin arbëresh Donato Oliverio, afër shtratit ku mbretëronte fleboja, kërkuam të thonim dy fjalë me shpresë. Por sa e vështirë!

"Është një sëmundje e rëndë. Është shumë rëndë sëmundja e Aristidhit" më përsëriste me pika loti të rënda afër derës, zonja Nansi.

"Lidhja" nr.44m botohet me vonesë, dhe në këtë editorial kërkoj të vë në dukje disa aspekte të veprimtarisë së tij kulturore.

### *Udhëtime në Greqi dhe në Kalabri*

Më datë 5 shtator 1983 bënte shumë vapë në Athinë. Isha tek rruga Solomos, nr.77, ku gjendet "Vivliopolion" (biblioteka) të Oresti-t Jorgo Metaksa, i cili i telefonoi Aristidhit për të bërë një bisedë me mua.

Dhe kështu filloi miqësia dhe vëllazërimi me Aristidhin, me Jorgo Geru, me Jorgo Mihas edhe me gjithë anëtarët e Shoqatës Kulturore Arvanite Arbërore 'Marko Boçari në Athinë'. Në 'Lidhja" nr.9.1983, nr.10.1984, nr.14.1986, nr.16.1987, nr.19.1988, nr.20.1988, nr.23.1990, nr.24.1990, nr.25.1991, dhe në revistat greko-arbërore "Besa", Athinë, nr.5 e 6.1984, nr.7.1985, nr.8.1985, nr.9.1986, nr.14.1990, nr.26.1993, dhe "Arvanon", Athinë, nr.1.1998, nr.2.1998, nr.5.1999, nr.7.1999, janë shumë artikuj dhe letra mbi këto marrëdhënie dhe mbi udhëtimet kolektive që ne arbëreshët, në vitin 1985 nga katundet arbëreshë të Siçilisë, dhe në vitin 1990 nga katundet arbëreshë të Kalabrisë dhe të Basilikës, kemi bërë në katundet arvanite arbërore kanë ardhur në vitin 1986 me pullman(autobuz) në katundet tona arbëreshë.

### *Bashkëpunim me Aristidhi Kollja*

Bashkëpunimi midis nesh, me qëllimin që të njihnim në thellësi rrënjët tona historike arbëreshe në Itali dhe arvanite arbërore në Greqi, shumë herë u vu në lëvizje poshtëruese nga disa njerëz fanatik grekë, që me të gjitha mjetet na kanë sulmuar për të shkatërruar e për të prishur urën e miqësisë kulturore dhe shpirtërore.

Në librat e botuara dhe në shkrimet e Kollja në revistat “Lidhja”, “Besa” dhe “Arvanon” dëftojnë një veprimtari kulturore, shoqërore e historike madhështore. Aristidhi punoj për të na lartësuar ballin, si arvanit dhe si arbëresh, të gjithë neve. Shkrimet e tij ne i çmojmë të mirëshuar në veprën e tij të përditshme.

Shumë me domethënie është dhe parathënia që ai ka shkruar në vitin 1994 për ne në librin “Kërkime dhe zbulime ndër Arbërorët e Helladhes”.

“Ne arvanitë, ose më mirë arbëror si shkruan ti, këtu në Greqi jemi shumicë jo pakicë. Ne kërkojmë të drejtat tona nga Europa si shumicë”.

“Ti, papa Andoni, me udhëtimet dhe me kërkimet etnografike në katundet tona arvanitë arbërorë, që në vitin 1965 deri sot, punove për ne kur ne të gjithë flinim këtu, dhe rrinim në një gjumë të thellë, ti erdhe këtu me guxim dhe u vure në rrezik për të na zgjuar nga gjumi i thellë”-kështu më thoshte çdo herë Aristidhi.

### *Puna kulturore e Aristidh Kollja*

Libri historik “Arvanites”, i botuar nga Kollja në vitin 1983, është në të gjitha shtëpitë arvanite arbërore të Greqisë.

Ribotimet e shumta të këtij libri dëftojnë se të gjitha arbërorët e duan shumë këtë libër, sepse i ka hapur sytë



njerëzve arvanitë. Është në shtëpi si një libër i shenjtë. Botimet e tjera të Kolljas lidhen me mitologjinë, me çështjen kosovare dhe me mbrojtjen e shqiptarëve të emigruar në Greqi pas vitit 1990, me historinë e katundeve arvanitë arbërorë dhe arbëreshë.

Libri i tij i fundit, i botuar në maj 2000, ka titull: “Antonio Bellushi dhe magjia e kulturës popullore”. Promovimin e librit Aristidhi e programoi në ditën 24 maj në Athinë, dhe në atë ditë e rrëmbeu fort ajo sëmundje e keqe, që e solli deri te varri në tetor.

Revista “Arvanon”, që Kollja themeloi dhe drejtoi për dy vjet (1998-1999), na dëfton madhësinë dhe bujarinë e tij në historinë tonë të njëkohshme.

Kollja luftoi heroikisht për të drejtat më të thella të Gjakut tonë arvanit arbëror arbëresh, i shpërndarë në shekuj në Itali, në Greqi dhe kudo.

Luftë, me metoda të forta, na kanë shtruar edhe neve në Greqi që në vitin 1969 në Sofiko Korinthias, në Didhimi dhe në Kranidhi Argolidos, në Kiparisi.

Kujtoj vdekjen e papritur në spital të arvanitit arbëror të madh Jorgo Maruga, drejtuesi i revistës arbërore “Dialogoi” (1979-1984), Athinë. Edhe vdekja e papritur e Kolljes është dhe qëndron në shumë pika pyetje, si ajo e Jorgo Maruga.

Duke bërë këtë vërejtje, mund të shihet sa e vështirë dhe sa e rrezikshme është puna kulturore në disa vende “greke” të larta dhe të fshehta, ekstremiste dhe fanatike.

### *Flamuri kombëtar i Aristidh Kollja në duart e Diasporës*

Vdekja e Aristidh Kollja është një humbje e madhe për të gjithë në arbëreshët, arvanitët arbërorë të shpërngulur në botë, të angazhuar të mbajmë në zemër dashurinë për Kombin, ku ne sot jetojmë dhe punojmë çdo ditë për të mos harruar

Atdheun e të Parëve, -Gadishullin ballkanik të shekullit 15- rrënjët tona historike, gjuhësore dhe shpirtërore.

Moskuptimi, nga ana e të huajve fanatikë dhe ekstremistë, i kësaj gjendje multi-kulturore në shpirtin liridashës, të butë dhe me besë të plotë të arvanitëve arbërorë krijon lufta dhe viktima.

Aristidhi është dhe qëndron, dhe pas vdekjes, një Hero i Diasporës shqiptare në Greqi, dhe ne të gjithë do të mbajmë të gjallë kujtimin dhe amanetin e tij në shpirtrat tanë.

Bukurinë e përsosur dhe praktike për rrënjën tonë arvanite arbërore, që na dëfton aq shumë bukur në "Besa" dhe në "Aravnon" do të jetë një cak dhe një ushqim shpirtëror për të gjithë ne.

Arvanitët arbërorë më të zgjuar me siguri do të marrin tani në dorë Flamurin e Aristidh Kollja, duke e lëvizur atë në dritë me nderë dhe me burrni dhe duke udhëtuar kështu pa frikë në rrugën e Kolljes.

Perëndia bekoftë këto ndjenja shpirtërore, që janë me dashuri.



**19**

## Në një vjetorin e mungesës së Aristidh Kolës

Nga Robert GORO

Mund të jenë me qindra ata që do të dëshironin sot të shkruanin dy fjalë për Aristidh Kolën. Kam përshtypjen se që të gjithë pa përjashtim do të thoshnim pak a shumë të njëjta gjëra. Do të flisnin për dashurinë e tij të pashtershme për gjithçka shqiptare, për dëshirën e tij të flaktë që një ditë t'i shihte marrëdhëniet mes Greqisë e Shqipërisë në nivelin pozitiv më maksimal, e natyrisht të shihte gjendjen e emigrantëve shqiptarë e sidomos të intelektualëve në Greqi të përmisohej përherë e më shumë.

Në vend të gjithë këtyre, mendoj se sot, kur po afron njëvjetori i mungesës së tij, të lemë vetë Arin tonë të na flasë. Përzgjodha për këtë qëllim të botojmë prologun e librit "Greqia në kurthin e Millosheviçit", si dhe një letër, që mendoj se pakkush ose askush se ka lexuar më parë, drejtuar gazetës Elefterotipia në kulmin e krizës më të madhe në marrëdhëniet greko-shqiptare.

## 20

# Testamenti

Nga Kristo ZHARKALLI

Prej kohësh doja të shkruaja diçka për Aristidh Kolën (kështu bëhet zakonisht kut dikush vdes). Por meqenëse u shkrojtën mjaft artikuj, shumica e të cilëve me shumë e mjegullonin figurën e tij se sa e përshkruanin, në ato përmasa njerëzore dhe studimore, që do të dëshironte dhe ai vetë, me thjeshtësinë dhe modestinë që e karakterizonin, vendosa të lë mënjanë ato tre dhjetëvjeçarë të njohjes sonë dhe të pres kur të heshtin të tjerët dhe të piqen kushtet, aq sa ta besoj se ai nuk gjendet më në mes nesh që të merrem me të. Është fakt i padiskutueshëm se arvanitasi ynë na la një vepër të madhe dhe nuk ka nevojë për paraqitje të veçantë. Mjafton që kjo vepër të mos lihet në harresë. Prandaj dhe unë vendosa ta kujtoj nëpërmjet studimit të tij më të vonshëm, që është edhe i fundit. Është e çuditshme se si e sjell koha dhe dikush të lë në dorë një letër, që dikujt do t'i dukej si porosia e fundit, si testamenti i tij studimor. Besoj se ishte një rastësi e që duhet theksuar...

Në prill të vitit 2000, vetëm disa muaj para se Aristidhi të ndahej prej nesh, disa "ortodoksë" shqiptarë vendosën të "themelojnë" kishën ortodokse shqiptare në Greqi. Ishte një lëvizje që kishte filluar disa muaj më parë dhe prej së cilës shumë prej nesh kishim mbajtur një qëndrim kritik deri indiferent sepse nuk na dukej aspak i rastit "themelimi" i një kishe që ishte themeluar pothuajse një shekull më parë nga Fan Noli dhe Faik Konica. Nga ana tjetër, ne trevat ballkanike dhe



sidomos atje ku banonin shqiptarët, sidomos jashtë kufijve shtetëror, ishte krijuar një gjendje e favorshme për bashkimin kombëtar, ç'ka një kishë e re ortodokse "shqiptare" nën vartësinë e asaj greke, nuk do të jepte asnjë kontribut pozitiv në këtë drejtim.

Sidoqoftë, aty nga fundi i marsit i viti 2000, më ftuan dhe mua të marr pjesë në mbledhjen solemne të themelimit të kësaj kishe. E pohoj se nuk do të kisha shkuar në se nuk do të më kishte marrë në telefon Aristidh Kola, i cili siç më tha, kishte bërë një punim për kontributin e arvanitasve në historinë e ortodoksisë. Fakti që ai do të mbante këtë referat, ishte më se joshës për mua, pasi i njohja mundësitë dhe njohuritë e tij, por edhe objektivitetin. Madje m,u ankua se ishin bërë kaq aktivitete, në të cilat kishte paraqitur punimet e tij dhe nuk kisha shkuar. Unë i kisha parasysh të gjitha librat e tij dhe i kisha bërë vërejtje për përkthimin e dobët në gjuhën shqipe të librit të tij, që u paraprinte të gjithëve për politikën serbe dhe të MilloshevIçit ndaj shqiptarëve dhe sidomos për mashtrimin e serbit ndaj grekëve. Kishim rënë dakort se do të bënim një përkthim të ri dhe puna kishte mbetur aty.

Më 2 prill të vitit 2000, në një ndërtesë të vjetër, ku strehohen disa organizata emigrantësh në rrugën Valteciu, u bë mbledhja e lartë përmendur për themelimin e kishës. Fatmirësisht në fillim e mori fjalën Aristidhi, që të paraqesë kumtesën e vet dhe meqenëse vështirësohej në gjuhën shqipe, m,u lut mua që ta përkthej. Nuk mund të mos pohoj se admirova punimin e tij dhe se nëpërmjet tij mësova kaq gjëra të reja. Ishte një referat mjaft i gjatë dhe kur mbaroi e mori fjalën iniciator i themelimit të kishës ortodokse shqiptare në Athinë. Menjëherë reagoi ashpër arvanitasi Jani Mihas, i cili vuri në dukje anët negative të një veprimi të tillë, duke thënë: "Këtu ka emigrantë të krishterë dhe myslimanë. Kujt i hyn në punë një kishë e re "ortodokse", kur ekziston ajo autoqefale shqiptare?

Pastaj, ajo që më brengos më shumë është se kush do ta financojë këtë kishë?" Pas tij reagova po ashpër edhe unë dhe pastaj më butë edhe Aristidh Kola. Fakt është se mbledhja u prish e si rrjedhim kisha nuk u themelua. Kur u ngritëm në mes të zallahisë, Aristidhi dhe Jani kërkuan të pimë një kafe. Unë nxitoja dhe nuk pranova. Kur po ikja ai më vuri në dorë, sikur të kishte parandierë fundin e tij të shpejtë, referatin duke më thënë: "Mbaje. Kur të duash përktheje!". Atë punim po e përkthej unë sot në gjuhën shqipe dhe besoj se plotësoj një nga porositë dhe dëshirat e Aristidhit.



**21**

## U përkujtua arbërori i shquar Aristidh Kola Avokati i çështjes shqiptare në Athinë

*"Planet duhet ti bëjnë vetë shqiptarët. Unë dhe arbërorët (arvanitas) e tjerë ju duam dhe ju ndjejmë si vëllezër në të gjithë botën".* (Aristidh Kola)

Nga Arben LLALLA

Ditën e diel, më 21 tetor 2001, në varrezat Zografu të Athinës, të afërm dhe miq të historianit arbëror Aristidh Kola, përkujtuan njëvjetorin e vdekjes së tij të parakohshme.

Të pranishëm ishin shumë figura të jetës kulturore arbërore në Greqi, emigrantë shqiptarë që punojnë dhe jetojnë në Greqi, si dhe përfaqësues të ambasadës shqiptare në Athinë me në krye ambasadorin z.Kastriot Robo.

Pjesëmarrësit të mallëngjyer përkujtuan këtë figurë të shquar të gjakut të shprish të Arbërit.

Pak ditë më parë gruaja e të ndjerit, zonja Nansi Kola, organizoi në një nga sallat e hotel Hilton-it në Athinë një mbrëmje letrare artistike në kujtim të studiuesit Aristidh Kola. Aty, personalitete të jetës kulturore arbërore folën mbi jetën dhe veprën e z.Kola.

Arbërori (arvanitasi) Aristidh Kola lindi më 8-7-1944 në fshatin arbëror Kaskaveli (sot Leondari) të rrethit të Tebës në Greqi.

Fëmijërinë e kaloi në fshatin e lindjes së tij pranë gjyshit dhe gjyshes që i mësuan gjuhën e vatrës, arbërishten (shqipen).

Në vitin 1968 Aristidhi mbaron Universitetin në degën Juridikë, duke vazhduar më vonë punë si avokat në Athinë.

Në vitin 1983 Aristidh Kola zgjidhet kryetar i "Lidhja Arbërore të Greqisë" (Arvanitikos Syndesmos Elladas) që po atë vit do botonte librin e tij të parë me titull "Arbërorët(Arvanitasit) dhe origjina e grekëve" një libër i ringjalljes së vetëdijes arbërore në Greqi, që do ribotohej edhe 9 herë të tjera në gjuhën greke.

Në vitin 1985, Aristidhi ishte organizatori kryesor i koncertit të parë ne Greqi me këngë arbërore, ku më pas me Dhimitër Leka dhe këngëtarin Thanasi Moraitin bënë të mundur nxjerrjen e diskut CD të parë në historinë shqiptare me këngë arbëreshe.

Në vitin 1989, boton librin "Gjuha e perëndive". Më 1995, Aristidhi themelon shtëpinë botuese "Thamiras"(thamira), me qëllim botimin e veprave të autorëve arbëror, por edhe të autorëve nga Shqipëria, dhe midis tyre është ribotuar vepra e Fan.S.Nolit "Historia e Gjergj Kastriotit-Skënderbeut".

Po në vitin 1995, do botonte librin më të suksesshëm në gjuhën greke dhe shqipe "Greqia në kurthin e serbëve të Milloshevicit", libër ky që flet për komplotet dhe masakrat ç'njerëzore serbe kundra kombeve të ish-Federatës Jugosllave dhe kryesisht të shqiptarëve. Në librin "Greqia në kurthin e serbëve të Milloshevicit" Aristidh Kola do të paralajmëronte për masakrën që po përgatiste Millosheviçi dhe bashkëpunëtorët e tij kundra popullit shqiptar të Kosovës.

Në vitin 1996 Aristidhi i nderuar do jepte dorëheqjen si kryetar i "Lidhja Arbërore(Arvanitase) të Greqisë" për tu marrë vetëm me studimet pellazgjike, dhe në vitin 1997, Aristidh Kola do botonte me lekët e xhepit revistën tre mujore



"Arbanon"(Arvanon). Në këtë revistë, ai merrte pjesë bashkë me shqiptarët e Kosovës në luftën e drejtë të tyre.

Me fillimin e luftës në Kosovë, Aristidh Kola bashkë me arbërorë të tjerë do të mbronin çështjen e drejtë të popullit shqiptar të Kosovës, përballë deputetëve, gazetarëve dhe intelektualëve grekë që ishin rreshtuar në krah të kriminelëve të Millosheviçit. Atëherë emigrantët shqiptarë në Greqi do shikonin çdo mbrëmje Aristidhin dhe arbërorë të tjerë në ekranet televizive greke duke mbrojtur të drejtat e shqiptarëve të Kosovës dhe të emigrantëve në Greqi.

Aristidh Kola pati guximin që ne zyrën e "avokatit" të Serbisë, të mbrojë luftën e drejtë të shqiptarëve të Kosovës.

Me punën e tij të palodhshme në ndihmë të çështjes shqiptare të Kosovës, ai informonte publikun e painformuar grek për dramën e dhimbshme që po kalonin shqiptarët në Kosovë. Për këtë shkak, akuza dhe «shigjeta me helm» do të hidheshin kundra Aristidhit, njeriut të ndershëm dhe të drejtë. Ai do të akuzohej nga deputetë grekë si agjent i Shqipërisë dhe i shqiptarëve. Kur dilte në TV greke shkonte me vetëdije, se shkonte në shtigje me rreziqe të mëdha, por ai i kishte marrë parasysh të gjitha dhe gjënë më të keqe.....!

Me hyrjen e trupave të NATO në Kosovë, Aristidhi shprehte dëshirën për të vizituar Kosovën e lirë. Por dëshira nuk iu realizua, Kosova e lirë ngeli në zemrën dhe ëndërrën e tij.

Më 24 maj 2000, një ditë përpara prezantimit të librit të tij, kushtuar arbëreshit të njohur urat Antonio Belushit, me titull "Antonio Belushi dhe magjia e traditës popullore" Aristidh Kola do të shtrohej urgjentisht në një spital të Athinës i sëmurë rëndë. Veprimtaria u bë pa të, pa frymëzuesin e atij takimi prekës.

Një sëmundje e pa shërueshme që do përparonte me shpejtësi për ti marrë jetën njeriut të mirë në mbrëmjen

e 11 tetorit 2000 në spitalin Evangjelizmos në Athinë ku lëndonte prej një muaj.

Vdekja e Aristidh Kolës goditi zemrat e mijëra emigrantëve shqiptarë që punojnë e jetojnë në Greqi. Ajo vdekje preku shpirtrat e arbëreshëve kudo që ndodhen në botë. Një vdekje e parakohshme që mori jetën e historianit dhe studiuesit arbëror Aristidh Kola, këtij avokati të çështjes shqiptare, që punoi për miqësinë dhe bashkëpunimin e popujve të Ballkanit.

Pak ditë para se të vdiste Aristidhi kishte përfunduar me dorëshkrim librin "Zeusi pellazgjik dhe mashtrimi indo-europian". Në këtë libër të fundit të tij, Aristidh Kola na sjell shumë të dhëna të rëndësishme, për periudhën parahistorike dhe kryesisht për paraardhësit e shqiptarëve të Kosovës, që ishin dardanët pellazgë.

Aristidh Kola zë një vend të veçantë në letrat arbërore në Greqi. Ai me punën dhe penën e tij, ringjalli tek arbërorët(arvanitasit) ndjenjën e krenarisë për historinë dhe kulturën arbëreshe. Aristidhi ishte një rilindës i shekullit XX, një De Radë i ri për gjakun e shprishur të Arbërit në Greqi.

Aristidh Kola ishte i pari shkrimtar arbëror(arvanitas) që në librat e tij faktoi se jo vetëm arbërorët ishin heronjtë e revolucionit grek të 1821, por veshja, këngët dhe kultura arbërore ishin bërë pjesë tashmë e historisë dhe kulturës greke.

Aristidh Kola shkoi dhe më tej, ku faktoi se emrat e perëndive të Olimbit nuk janë emra grek, por ata i përkasin emrave arbërorë.

Aristidhi bashkë me arbëreshin e shquar të Italisë, urat Antonio Belushin do të zbulonin se në Greqi janë mbi 500 fshatra të banuar me popullsi arbërore(arvanitase).

Aristidh Kola kishte lidhje me shumë shqiptarë të njohur në Shqipëri, Kosovë, Maqedoni, Turqi, me arbëreshët e Italisë, Ukrainës, Kroacisë, e deri me arbërorët e Korsikës.



Për punën e tij në fushën e historisë dhe kulturës arbërore, Aristidh Kola në vitin 1995 është dekoruar nga ish president Sali Berisha me çmimin "Ismail Qemali" dhe, pas vdekjes, president Rexhep Mejdani e nderoi me dekoratën e klasit të parë "Naim Frashëri".

U takon historianëve dhe studiuesve shqiptarë që të vlerësojnë siç e meriton punën shkencore të Aristidh Kolës, dhe ta çojnë më tej veprën e tij, për pasurimin dhe mbrojtjen e historisë dhe kulturës sonë të lashtë mbarë kombëtare.

Në qoftë se historianët, intelektualët dhe populli shqiptar nuk vlerësojnë apo nderojnë veprën e çmuar të arbërorit(arvanitasit) të madh Aristidh Kolës, atëherë kjo do të ishte një vdekje e dytë e tij.

Le ta kujtojmë dhe nderojmë sot Aristidh Kolën për veprën madhore që na la dhe që ringjalli te arbërorët e Greqisë krenarinë kombëtare.

## 22

# Dy vjet pa Aristidh Kolën

Nga Robert GORO

Sot mbushen plot dy vjet që nga ajo mbrëmje tetori, kur një miku im më mori në telefon për të më dhënë lajmin e hidhur se "Aristidhi mbaroi". Në ato momente ndjeva me të vërtetë tokën të lëkundej nën këmbë, ndonëse të gjithë ne, miqtë e tij ishim përgatitur për këtë lajm kobzi, por që kur ndodhi nuk mund ta supozonim. Pasi piva disa cigare rresht, i ulur si fakir në ballkonin e shtëpisë, shkova, qëndrova para kompjuterit dhe nisa të shkruaj lajmin për Angjesinë Telegrafike Shqiptare, që e filloja kështu: "Emigrantët shqiptarë që jetojnë e punojnë në Greqi u është prerë në mes gëzimi për fitoren e Shqipërisë kundër ekipit helen. Vetëm pak minuta pas përfundimit të kësaj ndeshje, ata kanë mësuar lajmin e hidhur të vdekjes së studiuesit të njohur arvanitas Aristidh Kola…".

E ndjeja se që nga ai moment unë si dhe shumë të tjerë që e kishim njohur nga afër dhe kishim kaluar orë të panumërta, duke bërë edhe "çapkënllëqe" do të isha tani e tutje më i varfër, pse ikja e njerëzve të tillë patjetër që të varfërojnë shpirtërisht.

Një mbrëmje, javën e kaluar, pasi isha takuar me gruan e Arit, Nansin, qëndrova deri vonë duke shfletuar librat që më kishte dhuruar ai. Brenda faqeve të "Arvanitasit dhe origjina e grekëve", gjeta të palosur më dysh fotokopjen e një shkrimi tim të botuar në revistën "Koha" të Prishtinës në nëntor 1995, me shkas librin e Arit "Greqia në kurthin e serbëve të Milosheviçit". Ajo fotokopje kishte një histori për të qeshura,



por që pas vdekjes së Arit e kujtoja gjithmonë i ngrysur. E kisha fotokopjuar faqen për t'ia dhënë atij, po për dreq, sa herë nisesha të takoheshim harroja ta merrja ta merrja me vete. Herë të tjera, kur takoheshim në shtëpinë time, diku nga mesi i darkës kujtohesha, ngrihesha, e merrja dhe e vija në tavolinë. Mirëpo, kur mbaronte darka gjithmonë pas mesnate e niseshim bashkë për në kafiteritë e Platisë në Iraklio, fleta harrohej përsëri mbi tavolinë, për t'u rrasur diku mes librave në bibliotekë.

Sot, që mbushen dy vjet nga largimi i tij, vendosa ta botoj këtë shkrim në faqet e G.A., si një homazh për gjithë veprën e Aristidh Kolës, i cili me siguri na vështron prej aty ku është dhe, sigurisht na pret me durim…

***

***Në librin e fundit "1991-1994, Greqia në kurthin e Milosheviçit", arvanitasi Aristidh Kola i bën një analizë mjaft kritike aleancës greko-serbe, e cila nuk ka-sipas autorit-asnjë bazë historike apo logjike. Libri i tij "bie si një bombë në një det të qetë" dhe ndofta është arsyeja që e gjithë masmedia greke i është përgjigjur me heshtje botimit të librit dhe vetëm dy librari të Athinës e kanë vënë atë në raftet e tyre.***

Kryetar i Shoqatës së Arvanitasve të Greqisë, luftëtar i paepur për forcimin e marrëdhënieve greko-shqiptare dhe mecenat bujar i çdo emigranti shqiptar në Greqi, ishte e natyrshme që Aristidh Kola ta analizonte nga një këndvështrim krejt tjetër krizën në ish-Jugosllavi dhe lidhjet e ngushta "vëllazërore" të Greqisë me Serbinë, të cilat lidhje që të dy

qeveritë greke të këtyre pesë vjetëve të fundit, i kanë fryrë me një zell prej rinoshi.

Nëse në dy librat e mëparshëm "Arvanitasit dhe origjina e grekëve" dhe "Gjuha e perëndive", Aristidh Kola është studiuesi i pasionuar e nga do njëherë më tepër entuziast nga sa i lejohet një shkencëtari të mirëfilltë-e meriton me plot të drejtë epitetin "albanocentrik",-në librin e tij më të fundit, "1991-1994, Greqia në kurthin e serbëve të Milosheviçit", ai "hedh një bombë" siç shprehet dhe vetë dhe trazon ujërat e ndenjura të koncepteve politike e diplomatike greke. Kritika-e, nganjëherë revolta-e Aristidh Kolës për përzgjedhjen e gabuar të qeverisë greke të Demokracisë së Re e më pas të Papandreut, që të përkrahin në mënyrë paradoksale e tepër naive "Sllobon" e "Radon", të cilët autori në një karikaturë të vetëm i paraqet si Don Kishotin me Sanço Pançon, është e pasur në argumentim dhe, ngarkesën emocionale në disa kapituj autori nuk deshi me qëllim t'i hiqte, siç shprehet në hyrje të librit. Aristidh Kola mendon se do të ishte e keqja më e vogël, nëse politika greke kufizohej vetëm me miqësinë ndaj Milosheviçit dhe nuk ndërthurej kjo edhe me një polemikë të pranueshmekundër Shqipërisë. Mirëpo, "siç do të shohë lexuesi i këtij libri, të dy këto përzgjedhje nuk janë veçse dy anët e së njëjtës medalje, në përkrahjen e synimeve serbomëdha të zotit Milosheviç dhe të bashkëpunëtorëve të tij, që ndonëse janë implikuar në luftën e Bosnjës, problemi i tyre gjigant ishte dhe mbetet Kosova". Në Greqi ka qarkulluar një mal me libra e artikuj për problemin jugosllav. Megjithatë, me raste shumë-shumë të rralla, (siç është ai i Leonidha Haxhiprodromit me librin "Jugosllavia, shpërthimi i nacionalizmit"), është thënë e vërteta rreth "engjëjve" serbë këndej e andej Serbisë, të cilët për opinionin grek nuk janë veçse viktima të martizuara... Duke e lënë me një anë modestinë, më vjen që në këto rreshta të brohoras me hare për mikun tim të mirë, Aristidh Kolën, i cili tani po përgatit për



botim thirrjen që arvanitasit i drejtuan më 1899 "vëllezërve të tyre shqiptarë" e ku i ftonin të bashkonin forcat në një shtet të përbashkët, si konfederatat e pakta të sotme. Merakut të Aristidhit për mosrealizimin e kësaj ëndrre, i shtohet sot meraku tjetër që lidhet drejtpërdrejt me librin "1991-1994, Greqia në kurthin e serbëve të Milosheviçit". Duket pak si e pamundur që libri mos ta kenë lexuar kompetentët, e megjithatë ata heshtin, ose pse e kanë të vështirë ta pranojnë të vërtetën, ose pse nuk gjejnë argument për ta goditur librin. (Sepse autori është goditur bukur herë dhe është mysafir thuajse i përjavshëm në tabelën e qitjes të gazetës nacionaliste "Stohos").

Pasi ke lexuar librin, e ndjen të nevojshme ta përshkruash tok me autorin rrugën nga 15 qershori 1993, kur libri filloi të shkruhet, e gjer më sot që e mbajnë në duar.

-Ti i dashur mik më thotë Aristidhi, më pyet se ç'më shtyu të shkruaj këtë libër... Për fat të keq në shtetet etnocentrike historia zakonisht shtrembërohen. Lidhjet tradicionale ndërmjet Greqisë dhe Shqipërisë duket se janë harruar nga shteti zyrtar grek dhe populli është disi i çorientuar. Pas një propagande të tmerrshme që është bërë vitet e fundit, populli i ka konsideruar serbët si vëllezër, ndërsa kjo nuk rezulton as nga historia e re dhe as nga historia më e vjetër.

E dimë shumë mirë se vazhdimisht ka ekzistuar një tension mjaft i madh në marrëdhëniet greko-serbe, qysh në kohën e Stefan Dushanit, i cili i kishte shtrirë kufijtë e shtetit serb deri në Thesali, (Farsalla). Ne gjithashtu i njohim edhe synimet që kanë serbët në drejtim të detit Egje...

Më shtyu pra, të shkruaj këtë libër fakti se parashikoj një rrezik për atdheun tim, Greqinë, nga kjo miqësi e madhe me Serbinë dhe një rrezik me pasoja të pakorrigjueshme për marrëdhëniet greko-shqiptare. Këtë u përpoqa ta argumentoj duke shkruar librin "Greqia në kurthin e serbëve", pra, se si historikisht nuk është e mundur që Greqia ta konsiderojë motër dhe mike

Serbinë, dhe, së dyti, ekzistojnë lidhje historike e shpirtërore ndërmjet Greqisë dhe Shqipërisë, dhe pikërisht këto lidhje duhet të inkurajohen.

Unë besoj se, prej Millosheviçit dhe klikës që qeveris sot Serbinë është bërë një përpjekje djallëzore për ta tërhequr Greqinë në një lojë aventureske dhe "sebepi" për të hyrë Greqia në këtë lojë është "rreziku" i krijimit dhe i njohjes nga komuniteti ndërkombëtar FYROM. Tani, duket se ka një lloj ndryshimi të qëndrimit të shfrenuar proserb të Greqisë. Pas katër vjetësh pritjeje të zgjidhjes së problemit maqedon, udhëheqja politike greke e pa se ajo çka i kishte premtuar Milosheviçi, pra se do ta zgjidhte ai vetë problemin maqedon, nuk u realizua. Pas këtij zhgënjimi, kursi u ndryshua dhe u hy në rrugën e gjetjes së mirëkuptimit me Shqipërinë. Mirëpo, aktualisht Milosheviçi dhe serbët po afrohen me Shkupin, përpiqen që ta inkuadrojnë dhe FYROM në Jugosllavinë e cunguar. Për fat të keq, krahas atyre që duan sinqerisht marrëdhënie të mira me Shqipërinë, sot në Greqi ekzistojnë dhe disa qarqe të shfrenuara antishqiptare. Këta përpiqen të konkretizojnë planin më të fundit që Milosheviçi ka propozuar Greqisë, një bosht ndërmjet Beogradit, Shkupit dhe Athinës. Uroj që ky bosht të mos krijohet dhe Greqia ta ndryshojë kursin e vet në kah më pozitiv, se, po të krijohet ky bosht, do të ketë edhe më shumë probleme për Ballkanin".

*p.s. Ky shkrim më parë është botuar në revistën "Koha", më 8 nëntor 1995 nga Robert GORO.*



**23**

## Në 3-vjetorin e vdekjes së arvanitasit Aristidh Kolia

***Kampioni i letrave arvanitase***

*"Planet duhet ti bëjnë vetë shqiptarët. Unë dhe arvanitasit e tjerë ju duam dhe ju ndjejmë vëllezër në të gjithë botën".*(Aristidh Kolia)

Nga Arben LLALLA

U mbushën plot 3 vjet që kur pushoi së rrahuri zemra e arvanitasit të madh Aristidh Kolia. nga dita që u nda nga ne arvanitasi i shquar Aristidh Kolia. I shte ora 23.00 e 11 tetorit 2000, ku në një nga spitalet e Athinës vdiq studiuesi dhe historiani i njohur arvanitas. Por kush ishte Aristidh Kolia?

Arvanitasi Aristidh Kolia lindi më 8-7-1944, në fshatin arvanitas Kaskaveli (sot Leondari) të rrethit të Tebës në Greqi. Fëmijërinë e kaloi në fshatin e lindjes së tij pranë gjyshit dhe gjyshes që i mësuan gjuhën e vatrës, arbërishten (shqipen). Në vitin 1968 Aristidhi mbaron Universitetin në degën Juridikë, duke vazhduar më vonë punë si avokat në Athinë. Në vitin 1983 Aristidh Kola zgjidhet kryetar i "Lidhja Arbërore të Greqisë" (Arvanitikos Syndesmos Elladas) që po atë vit do botonte librin e tij të parë me titull "Arvanitasit dhe origjina e grekëve" një libër i ringjalljes së vetëdijes arvanitasve në Greqi, që do ribotohej edhe 9 herë të tjera në gjuhën greke.

Në vitin 1985, Aristidhi ishte organizatori kryesor i koncertit të parë ne Greqi me këngë arbërore, ku më pas me Dhimitër Leka dhe këngëtarin Thanasi Moraitin bënë të mundur nxjerrjen e diskut CD të parë në historinë shqiptare me këngë arvanitase "Këngë Arvanite"..

Në vitin 1989, boton librin "Gjuha e perëndive". Më 1995, Aristidhi themelon shtëpinë botuese "Thamiras" (thamira), me qëllim botimin e veprave të autorëve arvanitas, por edhe të autorëve nga Shqipëria, dhe midis tyre është ribotuar vepra e Fan.S.Nolit "Historia e Gjergj Kastriotit Skënderbe". Po në vitin 1995, do botonte librin më të suksesshëm në gjuhën greke dhe shqipe "Greqia në kurthin e serbëve të Milloshevicit".

Një libër që tregon për komplotet dhe masakrat çnjerëzore serbe kundër kombeve të ish-Federatës jugosllave dhe kryesisht të shqiptarëve. Në librin "Greqia në kurthin e serbëve të Milloshevicit" Aristidh Kolia do të paralajmëronte për masakrën që po përgatiste Milloshevici dhe bashkëpunëtorët e tij kundra popullit shqiptar të Kosovës.

Në vitin 1996 Aristidhi i nderuar do jepte dorëheqjen si kryetar i "Lidhja Arvanitase të Greqisë" për t'u marrë vetëm me studimet pellazgjike, dhe në vitin 1997, Aristidh Kola do botonte i vetëm revistën tremujore "Arvanon". Ku në këtë revistë, ai merrte pjesë bashkë me shqiptarët e Kosovës në luftën e drejtë të tyre.

Me fillimin e luftës në Kosovë, Aristidh Kola bashkë me arvanitas të tjerë do të mbronin çështjen e drejtë të popullit shqiptar të Kosovës, përballë deputetëve, gazetarëve dhe intelektualëve grekë që ishin rreshtuar në krah të kriminelëve të Milloshevicit.

Atëherë emigrantët shqiptarë në Greqi do shikonin çdo mbrëmje Aristidhin dhe arvanitas të tjerë në ekranet televizive greke duke mbrojtur të drejtat e shqiptarëve të Kosovës dhe të



emigrantëve në Greqi. Me punën e tij të palodhshme në ndihmë të çështjes shqiptare të Kosovës, ai informonte publikun e painformuar grek për dramën e dhimbshme që po kalonin shqiptarët në Kosovë.

Për këtë shkak, akuza dhe «shigjeta me helm» do të hidheshin kundër Aristidhit, njeriut të ndershëm dhe të drejtë. Ai do të akuzohej nga deputetë grekë si agjent i Shqipërisë dhe i shqiptarëve. Kur dilte në TV greke shkonte me vetëdije, se shkonte në shtigje me rreziqe të mëdha, por ai i kishte marrë parasysh të gjitha dhe gjënë më të keqe.....!

Me hyrjen e trupave të NATO në Kosovë, Aristidhi shprehte dëshirën për të vizituar Kosovën e lirë. Por dëshira nuk iu realizua, Kosova e lirë ngeli në zemrën dhe ëndrrën e tij.

Më 24 maj 2000, një ditë përpara prezantimit të librit të tij, kushtuar arbëreshit të njohur urat Antonio Belushit, me titull "Antonio Belushi dhe magjia e traditës popullore" Aristidh Kolia do të shtrohej urgjentisht në një spital të Athinës i sëmurë rëndë. Veprimtaria u bë pa të, pa frymëzuesin e atij takimi prekës.

Një sëmundje e pa shërueshme që do përparonte me shpejtësi për t'i marrë jetën njeriut të mirë në mbrëmjen e 11 tetorit 2000 në spitalin Evangjelizmos në Athinë ku lëndonte prej një muaj. Vdekja e Aristidh Kolës goditi zemrat e mijëra emigrantëve shqiptarë që punojnë e jetojnë në Greqi. Ajo vdekje preku shpirtrat e arbëreshëve kudo që ndodhen në botë. Një vdekje e parakohshme që mori jetën e historianit dhe studiuesit arvanit Aristidh Kola, këtij avokati të çështjes shqiptare, që punoi për miqësinë dhe bashkëpunimin e popujve të Ballkanit.

Pak ditë para se të vdiste Aristidhi kishte përfunduar me dorëshkrim librin "Zeusi pellazgjik dhe mashtrimi indo-europian". Në këtë libër të fundit të tij, Aristidh Kola na sjell shumë të dhëna të rëndësishme, për periudhën parahistorike dhe

kryesisht për paraardhësit e shqiptarëve të Kosovës që ishin dardanët pellazgjikë. Aristidh Kola zë një vend të veçantë në letrat arvanitase në Greqi. Ai me punën dhe penën e tij, ringjalli tek arvanitët ndjenjën e krenarisë për historinë dhe kulturën arbëreshe. Aristidhi ishte një rilindës i shekullit 20, një De Radë i ri për gjakun e shprishur të Arbërit në Greqi.

Kolia ishte i pari shkrimtar arvanitas që në librat e tij faktoi se jo vetëm arvanitasit ishin heronjtë e revolucionit grek të 1821, por veshja, këngët dhe kultura arvanitase ishin bërë pjesë tashmë e historisë dhe kulturës greke. Aristidh Kolia shkoi dhe më tej, ku faktoi se emrat e perëndive të Olimbit nuk janë emra grek, por ata i përkasin emrave arvanitas ose shqiptar. Aristidhi bashkë me arbëreshin e shquar të Italisë, urat Antonio Belushin do të zbulonin se në Greqi janë mbi 600 fshatra të banuar me popullsi arvanitase. Aristidh Kola kishte lidhje me shumë shqiptarë të njohur në Shqipëri, Kosovë, Maqedoni, Turqi, me arbëreshët e Italisë, Ukrainës, Kroacisë, e deri me arbërorët e Korsikës. Për punën e tij në fushën e historisë dhe kulturës arvanitase, Aristidh Kola në vitin 1995 është dekoruar nga ish-president Sali Berisha me çmimin "Ismail Qemali" dhe, pas vdekjes, ish-kryetari i shtetit shqiptar Rexhep Mejdani e nderoi me dekoratën e klasit të parë "Naim Frashëri". U takon historianëve dhe studiuesve shqiptarë që të vlerësojnë siç e meriton punën shkencore të Aristidh Kolës, dhe ta çojnë më tej veprën e tij, për pasurimin dhe mbrojtjen e historisë dhe kulturës sonë të lashtë mbarë kombëtare.



**24**

## Në katër vjetorin e vdekjes së arvanitasit të shquar Aristidh Kolia

*"Planet duhet ti bëjnë vetë shqiptarët. Unë dhe arvanitasit e tjerë ju duam dhe ju ndjejmë vëllezër në të gjithë botën".*(Aristidh Kola)

Nga Arben LLALLA

U mbushën katër vjet që nga dita që u nda nga ne arvanitasi i shquar Aristidh Kolia. Aristidh Kolia vdiq nga një sëmundje e pa shërueshme në mbrëmjen e 11 tetorit 2000 në spitalin Evangjelizmos në Athinë ku lëndonte prej një muaj.

Vdekja e Aristidh Kolës goditi zemrat e mijëra emigrantëve shqiptarë që punojnë e jetojnë në Greqi. Ajo vdekje preku shpirtrat e arbëreshëve kudo që ndodhen në botë. Një vdekje e parakohshme që mori jetën e historianit dhe studiuesit arvanitas Aristidh Kolia, këtij avokati të çështjes shqiptare, që punoi për miqësinë dhe bashkëpunimin e popujve të Ballkanit.

Pak ditë para se të vdiste Aristidhi kishte përfunduar me dorëshkrim librin "Zeusi pellazgjik dhe mashtrimi indo-europian". Në këtë libër të fundit të tij, Aristidh Kolia na sjell shumë të dhëna të rëndësishme, për periudhën parahistorike dhe kryesisht për paraardhësit e shqiptarëve të Kosovës që ishin dardanët Pellazgjik.

Aristidh Kola zë një vend të veçantë në letrat e arvanitasve në Greqi. Ai me punën dhe penën e tij, ringjalli tek arvanitët ndjenjën e krenarisë për historinë dhe kulturën arbëreshe.

Aristidhi ishte një rilindës i shekullit 20, një De Radë i ri për gjakun e shprishur të Arbërit në Greqi.
Kola ishte i pari shkrimtar arvanitas që në librat e tij faktoi se jo vetëm arvanitët ishin heronjtë e revolucionit grek të 1821, por veshja, këngët dhe kultura arvanitase ishin bërë pjesë tashmë e historisë dhe kulturës greke.
Aristidh Kola shkoi dhe më tej, ku faktoi se emrat e perëndive të Olimbit nuk janë emra grek, por ata i përkasin emrave të kuptimit arvanitas.
Aristidhi bashkë me arbëreshin e shquar të Italisë, urat Antonio Belushin do të zbulonin se në Greqi janë mbi 500 fshatra të banuar me popullsi arvanitase.
Aristidh Kolia kishte lidhje me shumë shqiptarë të njohur në Shqipëri, Kosovë, Maqedoni, Turqi, me arbëreshët e Italisë, Ukrainës, Kroacisë, e deri me arvanitët e Korsikës.
Për punën e tij në fushën e historisë dhe kulturës arvanitasve, Aristidh Kolia në vitin 1994 është dekoruar nga ish-president Sali Berisha me çmimin "Ismail Qemali" dhe, pas vdekjes, president Rexhep Mejdani e nderoi me dekoratën e klasit të parë "Naim Frashëri" mbas vdekjes në vitin 2000.
U takon historianëve dhe studiuesve shqiptarë që të vlerësojnë siç e meriton punën shkencore të Aristidh Kolës, dhe ta çojnë më tej veprën e tij, për pasurimin dhe mbrojtjen e historisë dhe kulturës sonë të lashtë mbarë kombëtare.



**25**

## Arvanitasi që ndodhet në pavdekësi

*"Aristidh Kolja një hero i diasporës bashkëkohore nuk është një fjalë e rastit si një kompliment, por është e vërtetë dhe ky një manifestim mjaft i madh për një Kosovë të lirë dhe të pavarur", tha Antonio Belushi.*

Nga Fatlume GASHI

Manifestimi "Java e kulturës arvanitase" ka vazhduar me një akademi përkujtimore, në katër vjetorin e vdekjes së Aristidh Koljes. Hapja e kësaj akademie e ka bërë Ismet Hajrrullahu, zyrtar i Departamentit të Çështjes Jorezidence, i cila tha: "se Aristidh Kolja ishte njëri nga ideologët dhe frymëzuesit që ngjalli arvanitët dhe me veprat e tij si "Greqia në grackën serbe", "Arvanitasit dhe prejardhja e grekëve", "Zeusi pellazgjik dhe iluzioni indioeuropian", etj. Bënë që arvanitasit të kuptojnë se janë të një trungu shumë të lashtë madje më të lashtë se grekët". Më pas, në këtë akademi i mbajt një minutë heshtje për të nderuar njeriun e madh i cili punoi shumë për kulturën arvanitase, ndërsa më vonë u shfaq një film dokumentar me regji të Lirio Nushit, kushtuar jetës dhe veprës të studiuesit Aristidh Kolja që ngjalli emocione te të pranishmit në Sallën e Kuqe të Pallatit të Rinisë. Më pas Nushi duke paraqitur kujtimet e Jorgo Mihos, i cili ishte njëri nga bashkëpuntorët e Koljes dhe të tjerëve arriti të paraqes në mënyrë dinjitoze fytyrën e Koljes dhe veprën e tij shkencore, por edhe kombëtare. Jorgo Geru, i pranishëm në Akademinë

Përkujtimore, duke folur në dokumentar, pasi vlerësoi se ai ngjalli arvanitasit, shtoi se "ai dhe Kolja kanë vlerësuar që Kosova është dhe duhet të jetë qendra arvanitase në Ballkan. Shqiptarët e Kosovës me armë në dorë fituan lirinë që u takoi", është shprehur ai përmes shiritit të celuloidit. Filmi dokumentar i Lirio Nushit, po ashtu ka arritur të paraqes edhe thirrjet e pavdekshme për liri e Kosovës të Koljas. Ai, para disa mijëra shqiptarëve në Sheshin e Arvanitasve përmes megafonit i bënte thirrje opinionit grek dhe atij ndërkombëtar që t'i hidhnin sytë drejt Kosovës, ku një popull i tërë po bënte luftë për jetë a vdekje, për t'i shkëputur njëherë e përgjithmonë prangat e pushtuesit serb. Antonio Belushi, studiues arbëresh në këtë akademi u shpreh: "Imadhi Kolja është i pavdekshëm. Ai ndodhet shumë lartë në pavdekësi. Aristidh Kolja një hero i diasporës bashkëkohore nuk është një fjalë e rastit si një kompliment, por është e vërtetë", tha ai duke shtuar "se ky është një manifestim mjaft i madh për një Kosovë të lirë dhe të pavarur, ndërsa në Athinë ishte Aristidh Kolja një njeri, është dhe do të jetë përherë".

Sipas tij, Ministria e Kulturës ishte e detyruar për t'i shprehur publikisht këtë mirënjohje dhe zonja e tij, Nansi që ishte e pranishme në akademi gëzohet, sepse heroizmi i tij nuk ishte i mjerë.



**26**

## Akademi përkujtimore për Aristidh Koljën

Nga Shqipe SHAZIVARI

Me shfaqen e një filmi dokumentar dhe mbajtjen e një akademie solemne, të mërkurën në sallën e kuqe, është përkujtuar figura e veprimtarit arvanitas, Aristidh Kolja (1944-2000). Kjo akademi ka qenë pjesë e veprimtarisë të "Javës arvanite në Kosovë" dhe ka pasur për qëllim njohjen e këtij personaliteti të shkencës dhe politikës arvanite. Kolja njihet si njeri nga studiuesit e historisë, kulturës dhe gjuhës arvaniate, por njëkohësisht ai ka qenë edhe veprimtar i shquar i çështjes shqiptare, siç ishte Kosova. Për veprimtarinë e Koljes, ka folur në fillim të kësaj akademie, Ismet Hajrullahu, i cili ka deklaruar se Aristidh Kolja ka bërë shumë në ringjalljen e arvanitëve, por kontribut të çmuar ka dhënë edhe në mbrojtjen e Kosovës gjatë viteve të vështira të luftës së fundit.

Ndërkaq, në filmin dokumentar të autorit Lirio Nushi, për të pranishmit është shfaqur një biografi e jetës dhe veprës së Koljes.

Aristidh Kolja lindi më 1944, studioi në Athinë për avokaturë, kurse nga vitet 80, angazhim i tij kryesor bëhet studimi i çështjes arvanite dhe drejtimi i shoqatës arvanite "Marko Boçari". Në këtë dokumentar u fol për librat shkencorë të Koljes si, "Gjuha e perëndive", "Greqia në kurthin e Miloshevičit", etj., si dhe për dorëshkrimin e tij pabotuar "Zeusi Pellazgjik".

Akademinë e ka përshëndetur edhe kryetari tashmë i shoqatës arvanite “Marko Boçari”, Jorgo Gjeru, njëherit edhe mik e bashkëveprimtar i Koljes. Ndërkaq arbëreshi, Antonio Bellushi, njëheri edhe personalitet i trajtur në një libër të Koljes, e ka çmuar veprimtarinë e këtij si hero modern i cili bëri shumë me dijen dhe guximin e tij për çështjen shqiptare, veçmas për Kosovën. “Kosova ia kishte borxh këtë nderë Koljes”, ka thënë Bellushi. Në këtë akademi përkujtimore kanë folur edhe Sali Ramadani e Skënder Riza. Kurse në fund edhe gruaja e të ndjerit Aristidh Koljës, Nansi e cila thotë: “Personaliteti i Koljes ka qenë e udhërrëfyesit dhe guximtarit, deri në fund të jetës. Ai iku nga jeta kur retë e zeza kishin filluar të iknin”, ka deklaruar e veja e Aristidhit, Nansi Kolja, në përmbyllje të kësaj akademie, duke çmuar këtë cermoni si një kontribut për njohjen e kësaj figure të çmuar arvanite.

Dita e enjte, 9 shtator ishte e rezervuar për vizitë monumenteve kulturore në Kosovë.

Ku në Skënderaj është shpallur Aristidh Kolja “qytetar nderi”.

# KREU V

# VARGJE KUSHTUAR ARISTIDH KOLËS

**27**

Robert GORO

## RRUGË TË MBARË, ARI!

Shpesh i mburrem
vetes se jam një
makinë që prodhon
pareshtur fjalë. Por
ja që sot më është e
pamundur, Ari i
dashur që të shkruaj
dy fjalë për ty. Sepse
janë fjalë lamtumire,
sepse janë momente
kur eufemiza të
tipit "ti jeton mes nesh", duken
banale. Ti, mik i
shtrenjtë, nuk je më
në mes nesh, ti tani
endesh në qiejt e



trazuar të asaj bote të
panjohur, ku do të
shkojmë të gjithë një
ditë, por nuk
dëshirojmë që të
shkojë atje para nesh
asnjeri prej njerëzve
tanë të dashur.
Ti nuk je më në mes
nesh. Nuk do të më telefonosh më të më
thuash: "Kur do të
pimë ndonjë gotë",
as të më thuash për
planet e tua apo për
një njohje të re me një
nga "tanët".
Kjo është jeta,i
dashur mik, dhe disa
të vërteta të hidhura
duhen thënë troç.
Ti, natyrisht, atje ku
ndodhesh tani, nuk ke
nevojë për ne,
përndryshe nuk do të
ikje kaq papritur e
sidomos kaq shpejt.
(Në të vërtetë kështu
doje gjithmonë t'i
mbaroje punët: shpejt
dhe saktë, nuk të zinte vendi vend sa
t'ia dilje mbanë).
Mirëpo ne, ne i
dashur Ari, kemi kaq

shumë nevojë për ty,
do të kemi kaq shumë
nevojë për ty. Prej
kësaj dite neve na
mungon një pjesë e
trupit dhe ndihemi
kaq shumë të varfër.
Rrugë të mbarë, Ari.
Dhe mirutakofshim!

Athinë, 13 tetor 2000.



**28**

Bardhosh XHELAJ

**ARVANITASI ARISTIDH KOLA**

Mëmëdhe, ar i kulluar,
nuk ka tjetër përmbi ty,
prandaj je kaq i lakmuar,
prandaj të kanë halë në sy.

Zuzarisht të janë vërsulur,
ç'mbahet mend në histori,
thikën në shpinë të kanë ngulur,
me intriga e dhelpëri.

Të kanë vrarë, të kanë plagosur,
sa gjymtyrë t'i kanë hequr,
kjo gjë a do ketë të sosur,
padrejtësitë për t'i ndrequr.

Se burrat s'të kanë munguar,
si për penë dhe për shpatë,
që gjakun s'e kanë harruar,
prejardhjen nga ajo baltë.

Me emrin tënd krenohen
se janë burra të vërtetë,
prandaj rriten e ndriçohen,
me kokën mbajtur përjetë.

Bilbilos si zog bilbili,
fjalë e tij rubin i rrallë,
arvanitas Aristidhi,
shqiptarçe ballë për ballë.

Burrërisht i kamxhikos,
në fytyrë i fshikullon,
të pacipët i damkos,
kur sinorët u tregon.

Ne shpirti na fluturon,
si shqipe për Shqipërinë,
gjithë e thirri bubullon
mes shkreptimash ai rri.

Pa dridhur qerpiku flet,
si një krye perëndi,
aq nuk djegin as rrufetë,
i bën shkrumb e i bën hi.

Athinë, nëntor 1999.



**29**

Bardhosh XHELAJ

**KRENARISË SË KOMBIT, ARISTIDH KOLA**

Tek ti çdo gjë ish e gjelbër dhe e kaltër,
ashtu siç e dëshiroje ti,
ishte e kthjellët dhe e pastër,
e bukur e plot madhështi.

Besnik i paepur i prejardhjes
për të cilën mbaheshe krenar,
shtjellove dhe mbrojtje një sërë ngjarjesh,
në dhembshuri, afsh e zjarr.

Me dhimbje të kujtojmë e nderojmë
si ishe, me fjalën e pasionin flakë,
në gjurmët e tua do të shkojmë,
është njëlloj si të të japim jetë dhe gjak,

Më i kthjellët se ti nuk ishte kristali,
nga e tillë baltë ishe i ndërtuar,
se ishe dhe mbete bir shqiptari,
vdiqe, me Shqipërinë i dashuruar.

**30**

Novruz ABILEKAJ

## PËRCJELLJE PËR ARISTIDH KOLËN

Ari,
Shpresoj të dëgjosh këto fjalë:
njeriu mund të bëhet mizë,
të lëpijë pjatën që ka më pranë,
mund të bëhet dhe pemë gjigante,
të thithë ushqim të virgjër,
nga zemra e tokës,
thellë,
tek burimi i parë.
Njeriu mund të jetë pellg,
të shtrihet nën diell,
deri sa dielli ta thajë,
të shkojë këmba ta shkelë,
të fryjë era ta marrë,
mund të jetë dhe det,
peshkaqenët të përmbysë me dallgë.
Njeriu mund të bëhet pupël,
T'i fryjnë,
me prapanicë ta shtypin,
me fshesë ta fshijnë,
në sy pa e parë,
mund të jetë edhe mal,
erëra të çajë.
Njeriu të jetë:



pemë,
det,
mal.
Si Ti, Ari.
Oh, më dëgjove;
shoh dritën që derdhe nga sytë,
buzëqeshjen që u shtri mbi buzët,
shkronjat që fluturuan nga shpirti,
dashurinë që shtegtoi nga zemra, drejt nesh,
për ne.
Udhë të mbarë.

13 tetor 2000.

**31**

Arqile GJATA

**ARVANITAS ME SHUMË EMËR**

Në tetor, 13
lotë shumë e një buqete me lule
vëllait tonë i dhuruam!...

Arvanitas me shumë emër!...
Aristidh!
Gjuhën e Naimit fole...
Në këtë fund shekulli;
thellë shikimin e përqendrove
buzagaz e hirplotë,
të vërtetën,
me vepra e tregove;
Sllobodan e miqtë e tij i verbove,
Nuk të harron Shqipëria,
nuk të harron Kosova,
sepse ti
historinë e tyre shkrove.



**32**

Arqile GJATA

**TË LARTIT SI KËNDREVICA**

(Motiv popullor lab)

Vjetët dot nuk ta prishën
gjakun që të rrjedh në rremba
flamurë e bukur qëndisur
që në kohën të lashtë nga nëna.
Aristidh Kola me penë
shkruajte për halle të rënda
i larti i Këndrevica,
si borë e ndriçuar nga hëna.
Emri yt do të jetojë
s'ka për të dalë nga kënga

**33**

Sotir GOXHAJ

**BIR, O ARI ARVANITI**

Si mal i rëndë ajo ditë,
Bir, o Ari Arvaniti,
Shqiptarët gjerdani yt,
Bir, o Ari Arvaniti,
I mbanin lotët në grykë,
Bir, o Ari Arvaniti,
Erdhën burrat e Shqipërisë,
Bir, o Ari Arvaniti,
Tek pena e historisë,
Bir, o Ari Arvaniti,
Kështu do të vijnë përherë,
Bir, o Ari Arvaniti,
Tek lisi me rrënjë të thella,
Bir, o Ari Arvaniti.

Nëntor 2000.



**34**

Arben LLALLA

**MIKUT TIM**

U mblodhën në Athinë
shqiptarët të gjithë sot
të përcjellin Ari Kolën
në shtëpinë e fundit ZOT.
U mblodhën në Athinë
shqiptarët të gjithë tok
të brengosur e lot në sy
qajmë Aristidhin tonë.
Qani arvanitas, qani arbëresh
qani gurë, qani nëno
humbëm Aristidhin
në këtë vjeshtë ne.
Ari, mendje ndrituri,
nëpër shekujt plot re
i mblodhi arvanitasit
bashkë një ditë për ne.
Qani arvanitas, qani shqiptar
se humbëm Ari Kolën
vëllaun tonë të mirë
në këtë tetor ne.

Selanik, 17 tetor 2000.

**35**

Namik SELMANI

**ARVANITASIT ARISTIDH KOLA**

U ndjeva dy herë i huaj
Se shqip nuk ta dhashë ngushëllimin
Kafenë e Mortit tënd
Nuk e piva dot në Athinë akropoliane
Në sytë e tu
Edhe statujat e lashta, edhe bari flisnin shqip
Shumë më thekshëm se në monologjet eskiliane.

Bredhëronin statujat e kërkonin skulptorët
Në vitrinat ngjyrëndezura nuk kishte qetësi.
Kërkonin Mëmëdheun e braktisur.
Të kërkonin edhe ty
Që rrije si një mal i lartë fundosur në shi.

Prek pllakën e varrit tënd nga larg
Edhe mua më njom deri në palcë ai shi.
M'i rëndon hapa e supe.
Si lumë i nëndheshëm më vjen mërmërima e zjarrtë:
"Kush tha se varri yt nuk qenka si lule?"

# KREU VI

# LETËRKËMBIME

**36**

## Enver Hoxha i shkruan Aristidh Kolës më 1983

Zoti Aristidh Kola, Athinë

Prita me kënaqësi librin "Arvanitët" që patët mirësinë të ma dërgonin nëpërmjet Ambasadës Shqiptare në Athinë, për çka ju falenderoj nga zemra. Arvanitët, të cilëve u kushtohet libri juaj, janë pjesë e popullit shqiptar, që shumë shekuj përpara, në kushte të veçanta historike, u vendosën në tokën greke, ku gjetën mikpritjen vëllazërore të vendasve dhe me kohë u bënë ndërlidhësit e miqësisë midis popullit grek e popullit shqiptar. Në këtë drejtim, libri juaj, përveç vlerave shkencore dhe historike që ka, i shërben thellimit të kësaj miqësie të lashtë midis dy popujve e vendeve tona me interesin e tyre të përbashkët.



**37**

## Shumë Arvanite nga Greqia duanë të vijnë në Kalavri (Kalabri)

"Mik i dashur papa Andon, falem të jeshë mirë, po ti më harrove. Je të jesh mirë. Të dërgova një kartë për ditat për ditat e Krishtlindjes e për vitin e ri. Mora edhe librat e zotit F.Altimarit ç'i dërgova ç''atianet një kartë. Ishtë vërtetë se më muar mavi(malli). Kanë shkuar tre muaj e s'mora një letrë nga ti. E nani vër vesh së dua nga juve. Shumë Arvanite nga Greqia duanë të vijnë në Kalavri e n'Siqeli për të njohemi e për të shihëmë ata bota. Do jemi 100 veta. Do rrimi n'Itali tetë ditë. Po ke nge shkruajmë, si ja më mirë të vijmë. Një njetrë herë edhe juve nga Kalavria e nga Siqelia mund të vini në Greqi e ahevane do t'u dihem. Falem të shkoshë dita e Krisht-lindjes e vitin e ri me shëndet e me hare. Mirë mote. Miku iti".

Aristidhi Kollja
Athina, 22-12-1983 Grecia

**38**

## I dashur vëlla i madh

I dashur vëlla i madh Papa Andoni, mora nonde "Lidhjen", nr.15,1986, dhe këngën "I bukuri Strigal", që do përfshij në konsertin që do bëhet këtu në Athinë më 12.12.1986, dhe do jetë gëzimi im të përmend atje emrin tënd dhe përpjekjet e mëdha, që ke bënë për shpëtimin e kulturës popullore arvanite.
"Lidhja" e re është shumë e bukur si kurdoherë. Dhe sot mendohesha sa e rëndësishme është për arvanitet e tërë botës, kurse brënda ga faqet e saja takohen e njohen. Besoj se roli i kësaj reviste, si edhe juaji, është historik dhe këtë do ta vërtetojë koha.
Konserti që ju shkruaj më lartë është diçka që për herë të bëhet në Greqi. Do me thënë për të parë do dëgjohen kështu publikisht e solemnisht këngë në gljuhënë e perëndive dhe eronjve grek.
Kam mblejdhur këngë ga shekulli 14-20 që do këndonjë Themistokle Moraiti, Fotula Solu edhe horodhi(kori) ga 40 vet me 15 melli(antarë) orkestra.
Paraqitjen historike-folkloristike do t'e bënjë unë. Një artiste e njohur këtu Maria Kronopulu do thotë përkthetur në greqishte këngët.
Më sa përket mua personalisht, mëso se hoqa dorë ga Kryetari i Shoqërisë (Lidhja e Arvanitëve të Greqisë) pra një javë. Mos ke me gjithë këtë as një shqetësim, sepse kjo nuk është një tërheqje nga përpjekja për Arvanitianë, një që di se ne Arvanitet tej ga kaq të mirat, s'kemi çuar rrugën që na sjell në bashkim.



Dhe këtë rrugë do t'e kërkojmë ne, Papa Andon, pa humbur shpresat tona ga vështiresitë e shumta.
Ke shumë të fala ga familja ime dhe ga gjithë shoqët e miqët që ke këtu ga Katerina e Aleko Shkurtanjotis, Thanas Bethanin, Konon Levandin, P. Gjika, Jorgo Geru e të tjerë. Të përmendim, të dashurojnë, të kujtojnë, dhe të urojnë të gëzoni ty e Rina dhe gjithë Arbëreshëtë mire Krisht-lindje dhe Viti i Ri t'ju jetë i lumtur.
Vjersha juaj prapa e Ikonës e shën Mërisë: është shumë e bukur dhe me ndjenje të kolla, si janë të gjitha vjershat tuaja. Kaqë sa për nani.
Të përshëndet dhe të uroj festë të mira, gëzuar Motin e ri, shëndet e fuqi.

Aristidhis P. Kolljas
Athin, 26-XI-1986

**39**

## Do të pimë dhe këtë helmënë

Shumë i dashur e i paharuar im vëlla Ndon të shkruanjë nani pas dy muaj nga kur telefonuam ditë të pashkvet. Këto muaj unë jeshë i sëmur edhe sëmundja ishtë shumë e keq, si më thanë jatrot(doktorët). Nani jam më mirë edhe rri e shkruanj ne miqëtë të dashur, çë s,kenjë haber nga mua.
Vate zonja Nansi edhe muarë sa keshe miresinë të tregoshë për mua edhe Ksenien, edhe të falendëroj shumë.
Si të kesh thënë, u nani nuku jam kryetar i Lidhjes, po Jorgo Geru, me Ljapin e me Mihen, ata bejnë kumanto.
U thashë të të dregojnë "Besa", po nuku di çe kanë benë. Mua s,më japen për të dregoj në miqetë, çë kemi jashtë nga Greqia ose këtu. Kanë mendja të shkurtur disa edhe shternë baltë kudo flasenë. Çë të bëjmë?
Do të pimë edhe këtë helmenë, sa të vijnë dite më të mira.
Falem të jeshë mirë ti edhe Rina, edhe të vishë në Greqi të i thomi nga afer. Të falenderoj nga zemra per miqtë çë kam bënë nga "Lidhja", si Necip Alpan, Leksandr Zolos, Kabashi e të tjerë.
Nga miqetë këtu ke shumë të faltura edhe më teper nga ana Bethanit, çë pien për ty çdo herë.
Behetë një Kuvend në Palermo per arbëreshëtë edhe grephonetë edhe më kanë ftuar, po nuku di po do mund të vinj. Kënget arvanite nga konserti çë bëmë këtu do dalen ne kasete e disko në dy muaj, edhe o ta tergonj. Nani të tregonj programin e konsertit, atianë ku shkruanjë edhe per ti edhe për ndihmen, çë më jep me zëmerë të hapur im vëlla papa Ndoni i dashur. Falëm



të jesh mirë ty dhe Rina edhe të luftoshë të luftoshë per arbëreshëtë, si dremënani lufton.
Shumë të puthura nga gjithë neve, nga Katerina e Aleko, Barbara e Panagioti, Konon E.T.T.

Aristidhis Kolljas
Athina, 8-7-1987

## 40

## Do takohemi në Siqeli

Papa Andon vëlla i dashur,

Të tërgon disku me këngë Arvanite nga konserti i parë që tertuam këtu në Athinë. Atje kemi edhe 2-3 këngë nga Kalabria qe ty më këshe ndeltuar edhe kënduar aq bukur.
Këtë punë e kemi bënë me shumë meraq edhe dashuri edhe pëlqen shumë kudo gjigjet. E na dëltuan edhe Radhjotelevizjoni i Greqis edhe ja njohur shumë. Falem të të pëlqenjë edhe ty.
Notet që kemi shkruar, Miki Theodoraki, edhe unë si sheh janë edhe frangjishte, edhe anglishte, si edhe këngët. Por metasis ime në greqishte, drëshon ca pak. Fëlto t,e liroshë. Ka interesë për ty edhe do të shohëshë atje nga pse na helmuan rerket që na shkoj me ata Europjanët që erthën këtu pa pijer ata njerëzit që din që janë Arvanitet.
Do të takohemi në Siqeli edhe atje do t'i thomi nga afër, pse kjo puna më ka sëmuar edhe helmiuar që do beme kaqë vitra, kan të bartur nga nje arrivist "Yes man" edhe nani luftojmë të shërojmë sa sheronen, po lavomat ka do betet.
Këtu edhe miljë vitra, Arvanitin s,e kundron njëtrë po vetëm Arvaniti. Kjo isht e liga e farrës tonë.
Falem të jesh mirë edhe me shëndet. Jip shumë të faltura Rinës edhe gjithë miqvet. Miku e Vëllau it.

Aristidhis Kolljas
Athen (Grecia) 12-07-1988



## 41

## Athina, 9 shtator 1999

"I dashur im vëlla Papa Andoni,
Me gjithë këto që na gjetën sivjet (lufta në Kosovë, propaganda Serbe në Greqi, tërmeti e të tjera, libri it "Magjia Mite dhe Besime Popullore" do të jetë gati në 20 të Shtatorit. Por mendimi im edhe të tjerave miqëve këtu është se koha është shumë e ligë për të bëjmë prezantimin e librit. Nuku do kemi sukses edhe mund të bëjmë të ligë para se të mirë edhe për librin edhe për ty.

Këtu është krijuar një klima filoserbe edhe antishqiptare shumë,e keqe. Kemi dhën luftë të madhe nga televizionat për të drishojmë këtë klima. Kemi shumë arvanitas këtu që besojnë se Serbët janë vëllezër tanë, sepse janë të Krështerë, edhe Shqiptarët janë armiqë sepse janë Musliman....

Besoj se kijo "sëmundja" kijo epidemia do shkonj shpejt, por kush e di kur. Neve miqtë të Shqiptarëve dhe të Arbëreshëve, miqtë tuaj në Greqi, kemi mendimin se nga Pashkët e Mbëdha që na vinjënë, është shumë mirë këtu, e të bejmë prezantimin e librit tënd.

Po je dakort me këtë ide, me kohen që na jihet, thonë se bëjë edhe një gjë tjeter. Do më thënë, të mos bëjmë një përkthim të thatë, të mos bëj një librë vetëm për shkencëtarët, por një librë të gjallë për të gjithë popullin. Një librë me kulturën popullore të Arbereshëve, por edhe për punën shkencore tënde, për personalitetin tënde, se mendoj se duhet të bëjmë po gjagjë për Papa Andonin, si vëlla dhe mik të Arvanitasve edhe të Greqisë, pas propagandës të keqe që të kan bën ca të prishur këtu në Greqi.

Ardhja jote në Greqi dua të lidhet me një përparim të mirë. Kam edhe një mendim akoma: të shojmë testavet edhe piktura të bukura që o lidhen me tekstin, edhe do bukurojnë librin.

Më mirë të mënijmë edhe të bëjmë që të mirë edhe të bukur para, t'nxitohemi, edhe të bëjmë dëmë edhe punë pa hile.

Miku dhe vëllau iti"

Aristidhi Kollja

## BURIMET NGA JANË MARRË MATERIALET

1. Grup autorësh, “KOMBI”, Onufri, Tiranë, 1997.
2. Gazeta “GAZETA e Athinës”, Athinë, 5 tetor 2001.
3. Gazeta “Gazeta & TELEREVISTA”, Athinë, 17 prill 1999.
4. Gazeta “SHQIP”, Tiranë, 8 shtator 2006.
5. Gazeta “GAZETA e Athinës”, Athinë, 26 tetor 2001.
6. Revista “Lidhja”, Kosenza, 1984.
7. Gazeta “ZËRI I POPULLIT”, Tiranë, 26-29 qershor 1996.
8. Gazeta “FLAKA”, Shkup, 18-19 nëntor 2000.
9. Revista “ESKLUZIVE”, Prishtinë, maj 2001.
10. Revista “Diaspora Shqiptare”, Tiranë, dhjetor 2000.
11. Gazeta “GAZETA e Athinës”, Athinë, 13 tetor 2000.
12. Mbledhur dhe përgatitur nga Arqile Gjata, “Aristidh Kola (1944-2000), Arvanitas me shumë emër”, Athinë, dhjetor 2000.
13. Gazeta “SHEKULLI”, Tiranë, 22 tetor 2000.
14. Gazeta “EKSLKUZIVE”, Prishtinë, nëntor 2000.
15. Gazeta “GAZETA e Athinës”, Athinë, 24 nëntor 2000.
16. Gazeta “FLAKA”, Shkup, 18-19 nëntor 2000.
17. Gazeta “Zëri i Emigrantit”, Athinë, 4 maj 2001.
18. Revista “Lidhja”, Kosenza, maj 2001.
19. Gazeta “GAZETA e Athinës”, Athinë, 5 tetor 2001.
20. Gazeta “GAZETA e Athinës”, Athinë, 26 tetor 2001.
21. Revista “EKSKLUZIVE”, Prishtinë, dhjetor 2001.
22. Gazeta “GAZETA e Athinës”, Athinë, 11 tetor 2002.
23. Gazeta “FAKTI”, Shkup, 24 tetor 2003.
24. Revista “VLERA”, Tetovë, nëntor 2004.
25. Gazeta “BOTA SOT”, Zyhri, 9 shtator 2004.
26. Revista “URA”, Prishtinë, shtator 2004.
27. Gazeta “GAZETA e Athinës”, Athinë, 13 tetor 2001.



28. Mbledhur dhe përgatitur nga Arqile Gjata, “Aristidh Kola (1944-2000), Arvanitas me shumë emër”, Athinë, dhjetor 2000.
29. Po aty.
31. Po aty.
30. Po aty.
31. Po aty.
32. Po aty.
33. Po aty.
34. Botohet për herë të parë.
35. Namik Selmani, “KROI I KËNGËS ÇAME”, Vlorë, 2005.
36. Mbledhur dhe përgatitur nga Arqile Gjata, “Aristidh Kola (1944-2000), Arvanitas me shumë emër”, Athinë, dhjetor 2000.
37. Antonio Bellushit, “Kërkime dhe Studime ndër Arbërorët e Helladhes”, Kosenza, 1994.
38. Po aty.
39. Po aty.
40. Po aty.
41. Revista “Lidhja“, Kosenza, maj 2001.

# PËRMBAJTJA

